## 2.4 RRITJA E NIVELIT TË PËRKUSHTIMIT TË NXËNËSIT

Mjetet dhe platformat arsimore të fuqizuara nga AI mund ta bëjnë mësimin më ndërveprues/interaktiv dhe tërheqës. Realiteti virtual, gamifikimi (mësimi përmes lojërave) dhe sistemet inteligjente të tutorimit mund të tërheqin vëmendjen e nxënësve, të nxisin pjesëmarrjen aktive dhe të rrisin motivimin. Në vijim janë paraqitur mënyrat kryesore me të cilat AI mund të ndihmojë në përmirësimin e përkushtimit të nxënësve:

- **Gamifikimi**: Platformat arsimore të fuqizuara nga AI mund të përfshijnë elementë të gamifikimit si pikë, distinktivë, tabela të rangimit dhe shpërblime për ta bërë mësimin më tërheqës dhe ndërveprues. Përvojat e gamifikuara i motivojnë nxënësit të marrin pjesë në mënyrë aktive, të konkurrojnë dhe të përparojnë në shtegtimet e tyre mësimore. *"Ndikimi i gamifikimit në mjediset arsimore në rezultatet e të nxënit të nxënësve: një meta-analizë"*, "The impact of gamification in educational settings on nxënës learning outcomes: a meta-analysis"[24]
- **Realitetit Virtual (VR) dhe Realiteti i Augmentuar (AR)** (AR – teknologji që kombinon mjediset e botës reale me elementë të gjeneruar me kompjuter): Inteligjenca artificiale mund të përmirësojë angazhimin e nxënësve përmes përvojave gjithëpërfshirëse duke përdorur teknologjitë VR dhe AR. Simulimet virtuale, modelet 3D dhe vizualizimet interaktive u mundësojnë nxënësve të eksplorojnë koncepte komplekse, mjedise dhe skenarë që promovojnë të mësuarit aktiv dhe kuriozitetin. *"Premtimi i të mësuarit gjithëpërfshirës: Potenciali i realitetit të të augmentuar[77] dhe virtual në arsim"*, "The Promise of Immersive Learning: Augmented and Virtual Reality's Potential in Education"[25]
- **Procesimi i gjuhës natyrore (NLP)**: Algoritmet NLP të drejtuara nga AI mund të mundësojnë ndërveprime bisdimi midis nxënësve dhe asistentëve virtualë inteligjentë ose chatbotëve. Këto sisteme mund të angazhohen në dialog, t'u përgjigjen pyetjeve, të ofrojnë shpjegime dhe të mbështesin nxënësit në një mënyrë bashkëbiseduese dhe ndërvepruese duke nxitur përkushtimin dhe mirëkuptimin më të thellë. *"Fuqia e përpunimit të gjuhës natyrore"*,"The Power of Natural Language Processing"[26]
- **Rekomandime personale**: AI mund të ofrojë rekomandime të personalizuara për burime mësimore, aktivitete ose tema bazuar në interesat e nxënësve, preferencat e të mësuarit dhe ndërveprimet e kaluara. Duke sugjeruar përmbajtje relevante dhe tërheqëse, AI i ndihmon nxënësit të eksplorojnë tema të cilat ju interesojnë dhe promovon pjesëmarrjen aktive në procesin e të mësuarit. *"Rekomandim i burimeve të mësimit të personalizuar në internet bazuar në inteligjencën artificiale dhe psikologjinë edukative"*, "Personalized Online Learning Resource Recommendation Based on Artificial Intelligence and Educational Psychology"[27]

---

[24] Rui Huang, Albert D. Ritzhaupt, Max Sommer, Jiawen Zhu, Anita Stephen, Natercia Valle, John Hampton & Jingwei Li, "The impact of gamification in educational settings on student learning outcomes: a meta-analysis", Educational Technology Research and Development, 2020.

[25] Ellysse Dick, ITIF (Information Technology & Innovation Foundation), "The Promise of Immersive Learning: Augmented and Virtual Reality's Potential in Education", August 30, 2021.

[26] Ross Gruetzemacher, Harward Business Review (HBR), "The Power of Natural Language Processing", April 19, 2022.

[27] Xin Wei, Shiyun Sun, Dan Wu, Liang Zhou, FRONTIERS, "Personalized Online Learning Resource Recommendation Based on Artificial Intelligence and Educational Psychology", 23 December 2021.

- **Veglat e mësimit ndërveprues/interaktiv**: Mjetet e të mësuarit ndërveprues të fuqizuar nga AI, të tilla si kuizet përshtatëse ose adaptive, laboratorët virtualë dhe ushtrimet ndërvepruese, mund të nxisin angazhimin e nxënësit duke ofruar feedback të menjëhershëm, duke lejuar eksplorimin dhe krijimin e përvojave ndërvepruese. Këto mjete e bëjnë mësimin më dinamik, ndërveprues dhe praktik. *"Mjetet e AI në mësimdhënie dhe mësimnxënie - Udhëzime për të kuptuar se si mjetet e AI mund të ndikojnë në mësimdhënie dhe të nxënit"*, "AI Tools in Teaching and Learning - Guidance on understanding how AI tools can impact teaching and learning"[28]
- **Feedback dhe vlerësimi inteligjent**: AI mund të ofrojë feedback në kohë të duhur dhe të personalizuara për detyrat ose vlerësimet e punës së nxënësve. Sistemet e automatizuara të feedbackut analizojnë përgjigjet e nxënësve për të identifikuar gabimet ose keqkuptimet dhe ofrojnë feedback duke i mundësuar nxënësit të reflektojnë, të mësojnë nga gabimet e tyre dhe të përmirësojnë performancën e tyre. *"Inteligjenca artificiale për vlerësim dhe feedback për të rritur suksesin e studentëve në Arsimin e Lartë"*, "Artificial Intelligence for Assessment and Feedback to Enhance Student Success in Higher Education"[29]
- **Përvoja mësimore përshtatëse**: Platformat e të mësuarit përshtatës ose adaptiv, të fuqizuara nga AI mund të rregullojnë në mënyrë dinamike ritmin e përmbajtjes dhe nivelin e vështirësisë së mësimdhënies bazuar në nevojat individuale të nxënësve. Kjo qasje e personalizuar siguron që nxënësit të sfidohen siç duhet, gjë që mund të rrisë përkushtimin dhe motivimin e tyre për të mësuar. *"Të mësuarit adaptiv të personalizuar: një qasje pedagogjike në zhvillim e mundësuar nga një mjedis i zgjuar mësimi"* "Personalized adaptive learning: an emerging pedagogical approach enabled by a smart learning environment"[30]
- **Mësimi multimodal** (multimodal – në shumë mënyra): AI mund të lehtësojë përvojat multimodale të të mësuarit që kujdesen për preferencat dhe stilet e ndryshme të të mësuarit. Duke integruar tekst audio video dhe elementë interaktive, platformat e fuqizuara nga AI ofrojnë mjete të shumta angazhimi duke akomoduar preferencat e nxënësve të ndryshëm dhe duke promovuar pjesëmarrjen aktive. *"Teknologjitë multimodale në edukimin preciz: Ofrimi i mundësive të reja apo shtimi i më shumë sfidave?"*, "Multimodal Technologies in Precision Education: Providing New Opportunities or Adding More Challenges?"[31]
- **Mbështetja e mësimit bashkëpunues**: AI mund të lehtësojë përvojat e të nxënit bashkëpunues duke ofruar mbështetje dhe feedback inteligjent gjatë aktiviteteve në grup. Algoritmet e inteligjencës artificiale mund të analizojnë dinamikën e grupit të gjurmojnë kontributet individuale dhe të ofrojnë njohuri ose sugjerime për të përmirësuar bashkëpunimin dhe angazhimin midis nxënësve. *"Angazhimi në të mësuarit bashkëpunues të mbështetur nga cloud dhe ndërtimi i*

[28] Stanford University, "AI Tools in Teaching and Learning - Guidance on understanding how AI tools can impact teaching and learning", April 21, 2023.

[29] Monika Hooda, Chhavi Rana, Omdev Dahiya, Ali Rizwan and Md Shamim Hossain, Academic Editor: Vijay Kumar, "Artificial Intelligence for Assessment and Feedback to Enhance Student Success in Higher Education", Hindawi, Mathematical Problems in Engineering, 05 May 2022.

[30] Hongchao Peng, Shanshan Ma & Jonathan Michael Spector, "Personalized adaptive learning: an emerging pedagogical approach enabled by a smart learning environment", Smart Learning Environments, 18 September 2019.

[31] Umar Bin Qushem, Athanasios Christopoulos, Solomon Sunday Oyelere, Hiroaki Ogata and Mikko-Jussi Laakso, "Multimodal Technologies in Precision Education: Providing New Opportunities or Adding More Challenges?", MDPI Education Sciences, 7 July 2021.

*njohurive të nxënësve: një studim modelimi"*, "Engagement in cloud-supported collaborative learning and nxënës knowledge construction: a modeling study"[32]

- **Të kuptuarit e problemeve dhe mbështetja emocionale**: AI mund të zbulojë dhe analizojë shenja emocionale si shprehjet e fytyrës ose toni i zërit për të kuptuar gjendjet emocionale të nxënësve. Ky informacion mund të përdoret për të ofruar mbështetje emocionale të përshtatshme për ndërhyrje të përshtatura ose strategji adaptive për të rritur angazhimin dhe mirëqenien e nxënësve. *"Kjo AI lexon emocionet e fëmijëve ndërsa ata mësojnë"*, "This AI reads children's emotions as they learn"[33]

Duke përdorur teknologjitë e AI, arsimtarët mund të krijojnë përvoja mësimore tërheqëse dhe ndërvepruese që tërheqin vëmendjen e nxënësve dhe promovojnë pjesëmarrjen aktive në procesin e të mësuarit.

[32] Noria Saeed Baanqud, Hosam Al-Samarraie, Ahmed Ibrahim Alzahrani & Osama Alfarraj, "Engagement in cloud-supported collaborative learning and student knowledge construction: a modeling study", Springer Open, 17 December 2020.

[33] Milly Chan, "This AI reads children's emotions as they learn", CNN Business, 17, 2021.

## 2.5 VENDIMMARRJA E MBËSHTETUR NË TË DHËNA

AI lehtëson mbledhjen dhe analizën e të dhënave, duke u ofruar arsimtarëve dhe politikëbërësve njohuri të vlefshme për performancën e nxënësve, modelet e të mësuarit dhe fushat për përmirësim. Vendimmarrja e orientuar nga të dhënat ndihmon në identifikimin e strategjive efektive të mësimdhënies, shpërndarjen e burimeve në mënyrë efikase dhe zhvillimin e politikave të bazuara në prova. AI mund të kontribuojë ndjeshëm në vendimmarrjen e bazuar në të dhëna në mënyra të ndryshme. Ja se si AI mund të ndihmojë në këtë kontekst:

- **Analiza e të dhënave dhe sugjerime të vlefshme:** AI mund të përpunojë dhe analizojë sasi të mëdha të dhënash shpejt dhe me efikasitet. Algoritmet e mësimit të makinave mund të identifikojnë modelet, tendencat dhe korrelacionet brenda të dhënave, duke ofruar njohuri dhe informacione të vlefshme që mund të informojnë vendimmarrjen. *"VEGLAT DIGJITALE PËR MBLEDHJE TË TË DHËNAVE NË KOHË REALE NË ARSIM"* "DIGITAL TOOLS FOR REAL-TIME DATA COLLECTION IN EDUCATION"[34]
- **Analitika parashikuese:** Algoritmet e AI mund të përdorin të dhëna historike për të bërë parashikime dhe prognoza për rezultatet e ardhshme. Duke analizuar modelet dhe tendencat, AI mund të sigurojë njohuri të vlefshme parashikuese që mund të udhëheqin vendimmarrjen, si parashikimi i performancës së nxënësve, identifikimi i nxënësve në rrezik ose parashikimi i nevojave për materiale mësimore. Për shembull, analitika parashikuese mund të përdoret për të trajtuar çështje të tilla si shkalla e përfundimit dhe e braktisjes së shkollës. Duke aplikuar analitikë të avancuar për parametra të tillë si mungesat, përfundimi i kurseve mësimore dhe mesatarja e përgjithshme e notave, shkollat mund të përcaktojnë nëse një nxënës që i përshtatet një modeli të caktuar ka të ngjarë të përfundojë shkollën ose të diplomohet apo jo. *"Analiza parashikuese në arsim: si mund të ndihmojë?"*, "Predictive Analytics in Education: How Can It Help?"[35]
- **Monitorimi në kohë reale:** Monitorimi në kohë reale në arsim është një mjet i fuqishëm që mund t'i ndihmojë vendimmarrësit të kenë informacion të përditësuar në majë të gishtave të tyre, duke mundësuar vendimmarrjen në kohë dhe aftësinë për t'iu përgjigjur shpejt situatave ose tendencave në zhvillim. Sistemet e fuqizuara nga AI mund të monitorojnë të dhënat në kohë reale, duke ofruar njohuri të vlefshme për performancën e nxënësve, nevojat për burime dhe metrika të tjera të rëndësishme. Për shembull, të dhënat e performancës në kohë reale mund të përdoren për të gjurmuar aktivitetet e programit dhe përparimin e arsimtarëve dhe nxënësve, duke i lejuar administratorët të menaxhojnë në mënyrë të përshtatshme burimet dhe të përshtatin programet sipas nevojave të nxënësve dhe arsimtarëve. Arsimtarët mund të përdorin të dhënat e nxënësve për të siguruar që ata po japin mësim në nivelin e duhur dhe të personalizojnë mësimet e tyre bazuar në modelet dhe nevojat individuale të të mësuarit. Nxënësit dhe familjet mund të përdorin të dhëna në kohë reale për të gjurmuar përparimin dhe ta përdorin këtë informacion për të mbrojtur nevojat e tyre.[34]

---

[34] Emily Gustafsson-Wright, Sarah Osborne, and Muskan Aggarwal, "DIGITAL TOOLS FOR REAL-TIME DATA COLLECTION IN EDUCATION", BROOKINGS, November 2022.

[35] Manos Stefanakos and Rajiv Velury, "Predictive Analytics in Education: How Can It Help?", AnalyticVue, July 29, 2022.

- **Sistemet mësimore përshtatëse/adaptive:** janë metoda edukative që përdorin algoritme kompjuterike dhe AI për të orkestruar ndërveprimin me nxënësin dhe për të ofruar burime të personalizuara dhe aktivitete mësimore për të adresuar nevojat e veçanta (unike) të secilit nxënës. Këto sisteme mund të mbledhin të dhëna mbi sjelljet, preferencat dhe performancën e të nxënit të nxënësve dhe t'i përdorin këto të dhëna për të përshtatur udhëzimet dhe për të përshtatur përvojat e të nxënit me nevojat individuale, duke optimizuar procesin e të mësuarit dhe për të përmirësuar rezultatet. Platformat e të mësuarit përshtatës, të fuqizuara nga AI analizojnë të dhënat e nxënësve, të tilla si performanca e tyre, pikat e forta, dobësitë dhe ritmi i të mësuarit. Bazuar në këtë informacion, sistemi mund të ofrojë rrugë të personalizuara të të mësuarit për çdo nxënës, duke ofruar përmbajtje, burime dhe aktivitete të përshtatshme që përputhen me nevojat e tyre të veçanta. *"Si të ndërtohet një sistem mësimor adaptiv"*, "How to build an adaptive learning system"[36]

AI ka aplikime të ndryshme në proceset e vendimmarrjes. AI mund të ofrojë mbështetje për vendimmarrje duke paraqitur të dhëna dhe njohuri përkatëse për vendimmarrësit, duke ndihmuar politikëbërësit, arsimtarët dhe administratorët. Nëpërmjet sistemeve të fuqizuara nga AI, të dhënat komplekse mund të thjeshtohen për të kuptuar më mirë, duke përmirësuar vendimmarrjen e informuar.

Për më tepër, AI automatizon gjenerimin e raporteve dhe prezantimeve, duke ofruar paraqitje vizuale të të dhënave thelbësore. Kjo kursen kohë dhe përmirëson të kuptuarit e të dhënave për vendimmarrësit. AI gjithashtu ndihmon në vlerësimin e rrezikut duke analizuar të dhënat për të identifikuar çështjet e mundshme. Për shembull, mund të zbulojë shenjat e hershme të problemeve akademike ose të sjelljes, duke mundësuar ndërhyrjen në kohë dhe mbështetjen e synuar.

Optimizimi i burimeve është një tjetër përfitim nga AI, pasi mund të analizojë faktorë të ndryshëm si performanca e nxënësve, përdorimi i burimeve dhe kufizimet e buxhetit. Duke vepruar kështu, AI sugjeron shpërndarje më efikase të burimeve, duke përmirësuar menaxhimin e burimeve dhe efektivitetin e kostos.

Për më tepër, sistemet e AI vazhdimisht mësojnë dhe përmirësojnë veten duke vlerësuar rezultatet e vendimeve. Ky proces i vazhdueshëm mësimor ndihmon në identifikimin e fushave për përmirësim, përsosjen e proceseve të vendimmarrjes dhe arritjen e rezultateve më të mira në të ardhmen.

[36] Kevin Heis, "How to build an adaptive learning system", freeCodeCamp, AUGUST 22, 2019.

## 2.6 KRIJIMI DHE KURIMI INTELIGJENT I PËRMBAJTJEVE MËSIMORE

AI mund të automatizojë procesin e krijimit e materialeve mësimore, duke e bërë atë me shpejtësi dhe efikasitet të madh. Algoritmet e Përpunimit të Gjuhës Natyrore (NLP) mund të gjenerojnë materiale mësimore, duke përfshirë kuize, ese dhe mësime ndërvepruese. Kjo u mundëson arsimtarëve të fokusohen në detyra të nivelit më të lartë si mendimi kritik dhe zgjidhja e problemeve.

AI mund të përdoret për krijimin inteligjent të materialeve mësimore në mënyra të ndryshme, duke revolucionarizuar mënyrën e krijimit të tyre sin ë vijim:

- **Përmbajtjet ndërvepruese/interaktive multimediale:** Veglat e fuqizuara nga AI mund të gjenerojnë përmbajtje multimediale interaktive, duke përfshirë video, simulime dhe vizualizime. Këto burime dinamike dhe tërheqëse i ndihmojnë nxënësit të kuptojnë koncepte komplekse, duke ngritur nivelin e të kuptuarit, përvehtësimit dhe mbamendjes së njohurive të tyre.
  Duke përdorur AI për krijimin e përmbajtjes inteligjente, arsimtarët mund të kenë qasje në një mori materialesh të krijuara, të përshtatin udhëzimet me nevojat individuale dhe të ofrojnë burime angazhuese dhe ndërvepruese që përmirësojnë përvojën e të mësuarit për nxënësit.
  **Shembulli pionier** i një vegle që krijon materiale mësimore mahnitëse të gjeneruar nga AI është NOLEJ, një platformë e decentralizuar për mësimin e shkathtësive, e fuqizuar nga AI. *"Generatori i dizajnit udhëzues të bazuar në OpenAI Nolej AI tani i disponueshëm për edukatorët me provë falas"*, "OpenAI-Based Instructional Design Generator Nolej AI Now Available for Educators with Free Trial"[37] që gjeneron kurse interaktive dhe grafikun e njohurive globale (Ang.: global knowledge graph). Mikro-mësimet ndërvepruese të gjeneruara nga NOLEJ AI janë vërtetuar se i tejkalojnë formatet tradicionale statike, duke përmirësuar shkallën e përfundimit me sukses me 85% dhe shkallën e mbajtjes me 75%. NOLEJ ofron një mënyrë inovative dhe efektive për mësuesit për të krijuar materiale mësimore tërheqëse dhe interaktive për nxënësit e tyre. *"NOLEJ shpall veglën etike të autorizimit të AI për edukatorët, tani i disponueshëm në Google Classroom"*, "NOLEJ Launches Ethical AI Authoring Tool for Educators, Now Available on Google Classroom"[38]
- **Shkrimi i automatizuar:** Algoritmet e gjenerimit të gjuhëve natyrore (NLG) të fuqizuara nga AI kanë potencialin për të revolucionarizuar fushën e arsimit. Këto algoritme mund të gjenerojnë automatikisht përmbajtje të shkruar, të tilla si ese, raporte, përmbledhje dhe shpjegime, duke analizuar të dhënat dhe duke ndjekur rregulla dhe modele të paracaktuara. Këtu janë disa shembuj se si NLG e fuqizuar nga AI po përdoret në arsim. *"Përmbledhje e ndihmës së automatizuar i ndihmës për shkrim në 2021"*, "The automated writing assistance landscape in 2021"[39]:
- **Shkrimi krijues (kreativ):** Studimi i titulluar: *"Shkrim krijues me AI për nxënësit: Strategjitë pedagogjike për aplikimin e gjenerimit të gjuhës natyrore në shkolla"*, "Student-AI Creative Writing:

[37] Kristal Kuykendall, "OpenAI-Based Instructional Design Generator Nolej AI Now Available for Educators with Free Trial", Campus Technology, 03/29/23

[38] CISION PR Newswire, "NOLEJ Launches Ethical AI Authoring Tool for Educators, Now Available on Google Classroom" June 28, 2023.

[39] Cambridge University Press, "The automated writing assistance landscape in 2021", 09 July 2021.

Pedagogical Strategies for Applying Natural Language Generation in Schools"[40] eksploron se si nxënësit mund të zbatojnë NLG në shkrimin krijues. Studimi zbuloi se nxënësit mund të përdorin NLG për të përmirësuar procesin e tyre të shkrimit dhe për t'u përgatitur më mirë për punët që kërkojnë shkrim cilësor të mbështetur nga AI dhe për shkrime të çfarëdo lloji.

- **Feedback i automatizuar:** NLG-ja e fuqizuar nga AI mund të përdoret për të ofruar feedback të automatizuara për nxënësit për punën e tyre me shkrim. Kjo mund të kursejë kohë për mësuesit dhe t'u sigurojë nxënësve feedback të menjëhershëm për punën e tyre.
- **Kurimi i përmbajtjes:** AI mund të kurojë përmbajtje arsimore relevante dhe cilësore nga burime të ndryshme.
  Artikulli: *"Kurimi i përmbajtjes me AI mund të përmirësojë rezultatet e të nxënit"*, "Content curation with AI can improve learning outcomes"[41] në Dataconomy diskuton se si AI mund të përdoret për të kuruar përmbajtje arsimore përkatëse dhe me cilësi të lartë nga burime të ndryshme. Artikulli shpjegon se duke analizuar preferencat e nxënësve, qëllimet e të mësuarit dhe të dhënat mbi efektivitetin e përmbajtjes, algoritmet e AI mund të rekomandojnë burime të përshtatshme, duke u kursyer arsimtarëve kohë dhe përpjekje në gjetjen dhe vlerësimin e materialeve.
  Artikulli përmend gjithashtu se Educational Vision Technologies (EVT) ka krijuar disa shërbime që mundësojnë krijimin e videove të gjata, por që pëlqehen nga dijetarët dhe studentët universitetar. Ata përdorin veglat e mësimit të makinës dhe veglat që ofrojnë kurimin e përmbajtjeve me AI.
  Programi fillimisht u hartua duke pasur synim të ndihmojë nxënësit me nevoja të veçanta, por ai gjithashtu ndihmon nxënësit tjerë që nuk janë në gjendje të ndjekin mësimin ose që u duket e dobishme ndihma për mbajtjen e shënimeve. Themeluesi dhe CEO i EVT, Monal Parmar, vëren: **"Studimet kanë treguar se duhen më shumë përpjekje njohëse për të mbajtur shënime gjatë përpjekjes për të dëgjuar një leksion sesa për të luajtur shah. Nuk ka kuptim që nxënësit të mbiushtrojnë gjerësinë e brezit të tyre njohës për të shkruar gjithçka nga tabela e bardhë ose tabela. Sigurimi i shënimeve u jep nxënësve fleksibilitetin për të marrë sa më pak ose aq shumë shënime sa të funksionojnë më mirë për ta**." *"Kurimi i videove me ndihmën e AI e bën mësimin më të qasshëm"* "AI-powered video curation makes learning more accessible"[42]
- **Kurimi manual i materialeve mësimore** mund të përdoret si bazë për përmirësimin e përformancës së veglave të AI të kurimit të automatizuar. Kurimi manual kërkon kohë dhe shpesh kërkon ekspertizë të konsiderueshme, por është thelbësor në përmirësimin e strukturës dhe identifikimit të materialeve edukative. Duke përfshirë ekspertë në këtë fushë, si arsimtarë dhe studiues, algoritmet e AI mund të trajnohen për të kuruar përmbajtje arsimore përkatëse dhe me cilësi të lartë nga burime të ndryshme. Duke përdorur ekspertizën e arsimtarëve dhe studiuesve në kurimin manual, algoritmet e AI mund të trajnohen për të kuruar përmbajtje arsimore me cilësi të lartë që plotëson nevojat e nxënësve. Kjo mund t'u kursejë kohë dhe përpjekje arsimtarëve në gjetjen dhe vlerësimin e materialeve, duke siguruar gjithashtu që përmbajtja e rekomanduar nga algoritmet e AI të jetë e cilësisë së lartë dhe e përshtatshme për nevojat dhe preferencat e nxënësit.
- **Një shembull ilustrues i kurimit manual** është kanali në YouTube: ZGJOI - STEAM Education, krijuar dhe mirëmbajtur nga autori i këtij punimi dhe bashkëshortja e tij Kimete Dida nga Kosova që nga viti 2015. Kanali përmban një koleksion të madh të videove të kuruara (mbi 2,300 video) në

[40] David James, Woo Yanzhi Wang, Hengky Susanto, "Student-AI Creative Writing: Pedagogical Strategies for Applying Natural Language Generation in Schools", ResearchGate, June 2022.

[41] Kerem Gülen, "Content curation with AI can improve learning outcomes", DataConomy, July 14, 2022.

[42] Michael Hickins, "AI-powered video curation makes learning more accessible", diginomica, July 5, 2022.

fushat e Shkencës, Teknologjisë, Inxhinierisë, Arteve dhe Matematikës (STEAM), të dedikuara si për nxënësit ashtu edhe për mësuesit. Qëllimi edukativ i kanalit në YouTube është të nxisë kuriozitetin dhe dëshirën për vetë-mësim.

Në përgjithësi, integrimi i AI në krijimin dhe kurimin e përmbajtjeve mësimore po nxit një ndryshim transformues në arsim, duke rritur angazhimin, personalizimin dhe qasjen. Ai i fuqizon arsimtarët që të fokusohen në aspektet e nivelit më të lartë të mësimdhënies, ndërkohë që siguron që nxënësit të marrin përvoja të pasura dhe dinamike të të mësuarit.

## 2.7 FEEDBAKU DHE VLERËSIMI I PERSONALIZUAR

Inteligjenca artificiale mund të ofrojë feedback të menjëhershëm dhe të personalizuar për nxënësit, duke i ndihmuar ata të kuptojnë përparimin e tyre dhe të identifikojnë fushat që kërkojnë vëmendje të mëtejshme. Sistemet e automatizuara të notimit mund të thjeshtojnë gjithashtu proceset e vlerësimit, duke u kursyer kohë dhe përpjekje arsimtarëve.

AI mund të luajë një rol të rëndësishëm në ofrimin e feedbackut dhe vlerësimeve të personalizuara për nxënësit. Ja se si AI mund të ndihmojë në këtë kontekst:

- **Feedback i automatizuar:** Sistemet e fuqizuara nga AI mund të analizojnë automatikisht përgjigjet e nxënësve dhe të japin feedback të menjëhershëm. Këto sisteme mund të zbulojnë gabime, keqkuptime ose fusha përmirësimi dhe të ofrojnë feedback të përshtatur për të udhëhequr nxënësit në kuptimin e gabimeve të tyre dhe bërjen e korrigjimeve të nevojshme.
  - *"A mundet reagimi i automatizuar të përmirësojë pranimin e ideve të studentëve nga mësuesit? Dëshmi nga një provë e kontrolluar e rastësishme në një kurs online në shkallë të gjerë"*, "Can Automated Feedback Improve Teachers' Uptake of Student Ideas? Evidence From a Randomized Controlled Trial in a Large-Scale Online Course"[43],
  - *"AI e shpjegueshme për reagime të drejtuara nga të dhënat dhe rekomandime inteligjente të veprimit për të mbështetur vetërregullimin e studentëve"*, "Explainable AI for Data-Driven Feedback and Intelligent Action Recommendations to Support Students Self-Regulation"[44],
  - *"Ndikimi i inteligjencës artificiale në ndërveprimin nxënës-instruktor në mësimin online"*, "The impact of artificial intelligence on learner–instructor interaction in online learning"[45])

- **Vlerësimi i bazuar në rubrika vlerësimi** (rubrika – tabela me kritere vlerësimi): Algoritmet e AI mund të vlerësojnë punën e nxënësve bazuar në formularë ose kritere të paracaktuara. Kjo mundëson një vlerësim të qëndrueshëm dhe objektiv, duke u ofruar nxënësve feedback i veçantë që bazohet në: punën që kanë bërë, në shkallën që i kanë plotësuar kriteret e kërkuara në rubrika dhe duke ju dhënë këshilla se ku dhe si mund të bëhen përmirësime në punën e tyre. *"Zhvillimi i rubrikës për notimin e mundësuar nga AI i vlerësimit tredimensional me përgjigje të ndërtuar, në*

---

[43] Dorottya Demszky, Jing Liu, Heather C. Hill, Dan Jurafsky and Chris Piech, "Can Automated Feedback Improve Teachers' Uptake of Student Ideas? Evidence From a Randomized Controlled Trial in a Large-Scale Online Course", Educational Evaluation and Policy Analysis, May 8, 2023.

[44] Muhammad Afzaal, Jalal Nouri, Aayesha Zia, Panagiotis Papapetrou, Uno Fors, Yongchao Wu, Xiu Li, Rebecka Weegar, "Explainable AI for Data-Driven Feedback and Intelligent Action Recommendations to Support Students Self-Regulation", Frontiers in Artificial Intelligence, 12 November 2021.

[45] Kyoungwon Seo, Joice Tang, Ido Roll, Sidney Fels & Dongwook Yoon, "The impact of artificial intelligence on learner–instructor interaction in online learning", International Journal of Educational Technology in Higher Education, 26 October 2021.

*përputhje me përparimin e të mësuarit NGSS"*, "Rubric development for AI-enabled scoring of three-dimensional constructed-response assessment aligned to NGSS learning progression"[46]

- **Vlerësimi multimodal:** AI mund të trajtojë forma të ndryshme vlerësimi, duke përfshirë tekstin, imazhet, audion dhe videon. Duke përfshirë algoritmet e AI, arsimtarët mund të vlerësojnë performancën e nxënësve në modalitete të ndryshme dhe të ofrojnë feedback të personalizuar bazuar në kërkesat të veçanta të vlerësimit.
- **Mbështetje për vlerësim formativ:** AI mund të ndihmojë në vlerësimin formativ duke monitoruar vazhdimisht dhe duke ofruar komente mbi progresin e nxënësve. Duke gjurmuar performancën e tyre dhe duke identifikuar fushat e përmirësimit në kohë reale, sistemet e fuqizuara nga AI mbështesin mësimin e vazhdueshëm dhe mundësojnë ndërhyrjen në kohë. *"Një sistem i bazuar në AI për vlerësimin formativ dhe përmbledhës në kurset e shkencës së të dhënave"*, "An AI-Based System for Formative and Summative Assessment in Data Science Courses"[47]
- **Feedbacku dhe bashkëpunimi në mes nxënësve:** Algoritmet e AI mund të mbështesin feedbackun dhe bashkëpunimin në mes nxënësve duke ofruar udhëzime e këshilla ose modele për nxënësit që ata të mund të japin një feedback për punën e shokëve/shoqeve të tyre. AI mund të analizojë të gjithë grumbullin e këtyre feedbackëve të nxënësve duke ofruar analiza dhe vlerësime të vlefshme si për nxënësit ashtu edhe për arsimtarët.
- **Vizualizimi i të dhënave:** AI mund të krijojë vizualizime dhe raporte që paraqesin të dhënat e vlerësimit në një mënyrë të qartë dhe të arritshme. Kjo u mundëson nxënësve dhe arsimtarëve të kuptojnë më lehtë rezultatet e vlerësimit, të identifikojnë tendencat dhe të marrin vendime të bazuara në të dhëna.
- **Ndërveprimi nxënës-instruktor:** Studimi: *"Ndikimi i inteligjencës artificiale në ndërveprimin nxënës-instruktor në mësimin online"*, "The impact of artificial intelligence on learner–instructor interaction in online learning"[48], jep këto konstatime:
  - Sistemet e AI ofrojnë mbështetje efektive për mësimin dhe mësimdhënien në internet, duke përfshirë personalizimin e të mësuarit për nxënësit, automatizimin e detyrave rutinë të arsimtarëve dhe fuqizimin e vlerësimeve përshtatëse ose adaptive.
  - Sistemet e mësimdhënies me AI mund të ofrojnë udhëzime, mbështetje ose feedback të personalizuar duke përshtatur përmbajtjen mësimore bazuar në modelet të veçanta të të mësuarit të nxënësve ose nivelet e njohurive.
  - Megjithatë, ndërsa mundësitë për AI janë premtuese, ndikimi i sistemeve të AI në kulturën, normat dhe pritshmëritë në lidhje me ndërveprimet midis nxënësve dhe instruktorëve janë ende të pakapshme. Në mësimin online, ndërveprimi nxënës-arsimtarë (ndër të tjera, komunikimi, mbështetja dhe prania) ka një ndikim të thellë në kënaqshmërinë e nxënësve dhe rezultatet e të nxënit. Kështu, identifikimi se si nxënësit dhe arsimtarët e perceptojnë ndikimin e sistemeve të AI në ndërveprimin e tyre, është i rëndësishëm për të kuptuar çdo

[46] Leonora Kaldaras, Nicholas R. Yoshida, Kevin C. Haudek, "Rubric development for AI-enabled scoring of three-dimensional constructed-response assessment aligned to NGSS learning progression", Frontiers in Education, 25 November 2022.

[47] Pierpaolo Vittorini, Stefano Menini & Sara Tonelli, "An AI-Based System for Formative and Summative Assessment in Data Science Courses", International Journal of Artificial Intelligence in Education, 22 December 2020.

[48] Kyoungwon Seo, Joice Tang, Ido Roll, Sidney Fels & Dongwook Yoon, "The impact of artificial intelligence on learner–instructor interaction in online learning", International Journal of Educational Technology in Higher Education, 26 October 2021.

zbrazëtirë, sfidë ose pengesë që pengon sistemet e AI të arrijnë potencialin e tyre të synuar dhe të rrezikojnë sigurinë e këtyre ndërveprimeve.

- Gjetjet tregojnë se pjesëmarrësit e perceptojnë se adoptimi i sistemeve të AI në mësimin në internet mund të mundësojnë ndërveprim të personalizuar nxënës-instruktor në një shkallë të caktuar, por kjo përcillet me rrezikun e shkeljes së marrëdhënieve ose kufijve shoqëror.

Megjithëse sistemet e AI konsiderohet të kenë një ndikim pozitiv në përmirësimin e sasisë dhe cilësisë së komunikimit, të ofriminit të duhur dhe me kohë të mbështetjes së personalizuar në ekosisteme të gjera shkollore, si dhe në përmirësimin e ndjenjës së ndërlidhjeve njerëzore, kishte shqetësime në lidhje me përgjegjësinë, agjencinë (agjencia - aftësia për të marrë pronësinë e të mësuarit, për të bërë zgjedhje, për të vendosur qëllime dhe për të vepruar në mënyrë të pavarur) dhe mbikëqyrjen. Këto gjetje kanë implikime në dizajnin e sistemeve të AI për të siguruar shpjegueshmërinë, mbledhjen dhe prezantimin e kujdesshëm të të dhënave.

## 2.8 QASËSHMERIA DHE PËRFSHIRJA

Teknologjitë e AI mund të rrisin qasjen dhe përfshirjen në arsim. Për nxënësit me aftësi të kufizuara, AI mund të ofrojë mjedise mësimore përshtatëse, teknologji ndihmëse dhe mjete për njohjen e të folurit. Aftësitë e përkthimit dhe transkriptimit të gjuhës mund të lehtësojnë mësimin për nxënësit me prejardhje të ndryshme gjuhësore.

AI ka potencialin për të përmirësuar qasjen dhe përfshirjen në mënyra të ndryshme, duke promovuar mundësi të barabarta për të gjithë nxënësit. Ja se si AI mund të kontribuojë në qasshshmërinë dhe përfshirjen:

- **Teknologjitë asistuese:** Teknologjitë ndihmëse të fuqizuara nga AI, të tilla si njohja e të folurit, teksti në të folur dhe njohja e imazhit, mund të mbështesin nxënësit me aftësi të kufizuara. Këto teknologji mund t'u mundësojnë individëve me dëmtime shikimi, dëmtime dëgjimi ose aftësi të kufizuara në të mësuar të kenë qasje në materiale edukative, të marrin pjesë në aktivitete dhe të përfshihen në përvojat e të mësuarit.
  - *"Tre mënyra se si AI po përmirëson teknologjinë ndihmëse"*, "Three Ways AI Is Improving Assistive Technology"[49]
  - *"Text-to-Speech AI: Sinteza e të folurit e gjallë"*, "Text-to-Speech AI: Lifelike Speech Synthesis"[50]
  - *"Çfarë është detektimi i të folurit?"*, "What is Speech Recognition?"[51]

- **Përkthimi dhe transkriptimi i gjuhëve:** AI mund të përkthejë automatikisht përmbajtjen edukative në gjuhë të ndryshme, duke u mundësuar nxënësve me aftësi të kufizuara të kenë qasje në burimet arsimore në gjuhën e vet. Për më tepër, shërbimet e transkriptimit të fuqizuara nga AI mund të ofrojnë titrat ose transkriptimet në kohë reale të përmbajtjes audio, duke ndihmuar nxënësit me dëmtime dëgjimi ose ata që preferojnë paraqitjet tekstuale ndaj atyre audio.
  - *"Si funksionon përkthimi i AI + Mjetet më të mira të përkthimit të AI (2023)"*, "How does AI Translation Work + Best AI Translation Tools (2023)" [52]
  - *"Përparimet e fundit në Apertium, një platformë falas/me burim të hapur, për përkthim me ndihmën e makinës e bazuar në rregulla për gjuhët me burime të varfëra"*, "Recent advances in Apertium, a free/open-source rule-based machine translation platform for low-resource languages"[53]
- **Mjediset e të mësuarit adaptive/përshtatës:** Algoritmet e AI mund të krijojnë mjedise mësimore përshtatëse ose adaptive që u përgjigjen stileve dhe preferencave të ndryshme të të mësuarit. Duke

[49] Wendy Gonzalez - Forbes, "Three Ways AI Is Improving Assistive Technology", Sep 21, 2021.

[50] "Text-to-Speech AI: Lifelike Speech Synthesis", Google Cloud.

[51] "What is Speech Recognition?", IBM.

[52] Matt Strach, "How does AI Translation Work + Best AI Translation Tools (2023)", BLEND, August 15 , 2023

[53] Tanmai Khanna, Jonathan N. Washington, Francis M. Tyers, Sevilay Bayatlı, Daniel G. Swanson, Tommi A. Pirinen, Irene Tang & Hèctor Alòs i Font, "Recent advances in Apertium, a free/open-source rule-based machine translation platform for low-resource languages", Machine Translation, 18 October 2021.

analizuar të dhënat e nxënësve, AI mund të personalizojë udhëzimet, shpërndarjen e përmbajtjes dhe përvojat e të mësuarit, duke siguruar që të gjithë nxënësit të kenë qasje në materiale dhe aktivitete që i përshtaten nevojave të tyre individuale. *"Mjedisi adaptiv i e-mësimit bazuar në stilet e të mësuarit dhe ndikimi i tij në zhvillimin e angazhimit të nxënësve"*, "Adaptive e-learning environment based on learning styles and its impact on development students' engagement"[54]

**Akomodime të personalizuara:** AI ka potencialin të ofrojë akomodime të personalizuara për nxënësit me aftësi të kufizuara. Duke analizuar nevojat dhe preferencat individuale, algoritmet e AI mund të gjenerojnë përshtatje të personalizuara, të tilla si formate teksti të modifikuara, prezantime të përmbajtjes alternative ose rrugë të personalizuara të të mësuarit, për të mbështetur kërkesat unike të këtyre nxënësve.

Për shembull, AI mund t'i ndihmojë ata që janë të përfshirë në vlerësim të identifikojnë aftësitë e kufizuara tek nxënësit, të tilla si ASD, paaftësi të veçanta të të mësuarit (disleksia, disgrafia dhe diskalkulia) dhe çrregullimi i mungesës së vëmendjes/hiperaktivitetit (ADHD). Me këtë informacion, AI më pas mund të sigurojë akomodime të personalizuara për të mbështetur këta nxënës. *"AI që përdoret për të mbështetur njerëzit me aftësi të kufizuara në mësim"*, "AI used to support people with learning disabilities"[55]

- **Mbështetje e Individualizuar e mbështetur në të dhëna:** Algoritmet e AI mund të analizojnë të dhënat e nxënësit, duke përfshirë performancën, sjelljen dhe modelet e angazhimit, për të identifikuar nevojat individuale dhe për të ofruar mbështetje të synuar. Kjo qasje e mbështetur në të dhëna u mundëson arsimtarëve të identifikojnë barrierat për të mësuarit dhe të zbatojnë ndërhyrje të personalizuara për të adresuar sfidat të veçanta me të cilat përballen nxënësit. *"Personalizimi i drejtuar nga të dhënat e AI dhe përfshirja e aftësisë së kufizuar"*, "AI Data-Driven Personalisation and Disability Inclusion"[56]
- **Krijimi i përmbajtjeve mësimore gjithëpërfshirëse:** Veglat sofistikuara të AI mund të lehtësojnë krijimin e materialeve arsimore gjithëpërfshirëse. Algoritmet e AI mund të përdoren për të analizuar përmbajtjen për paragjykim, lexueshmëri dhe qasëshmeri. Kjo mund të ndihmojë arsimtarët dhe krijuesit e përmbajtjes të zhvillojnë materiale që janë gjithëpërfshirëse dhe të ndjeshme nga ana kulturore. Për shembull, hulumtimet tregojnë se AI është shpesh e njëanshme, por ka mënyra për t'i bërë algoritmet të funksionojnë për të gjithë ne. Sidoqoftë, është e rëndësishme të theksohet se algoritmet e AI janë po aq të mira sa të dhënat mbi të cilat janë trajnuar dhe njerëzit që i zhvillojnë ato. Është e rëndësishme të adresohen burimet e rreziqeve të padrejtësisë dhe diskriminimit në përdorimin e AI, të cilat përfshijnë paragjykimet e nënkuptuara, paragjykimet e kampionimit, paragjykimet kohore, përshtatjen e tepërrua me të dhënat e trajnimit dhe rastet e skajshme e ndikimet jashtme. Duke adresuar këto rreziqe, algoritmet e AI mund të përdoren për të ndihmuar në krijimin e përmbajtjes më gjithëpërfshirëse dhe më të ndjeshme nga ana kulturore. *"Kërkimet tregojnë se AI është shpesh e njëanshme. Ja se si t'i bëjmë algoritmet të funksionojnë për të gjithë ne"*, "Research shows AI is often biased. Here's how to make algorithms work for all of us"[57]

---

[54] Hassan A. El-Sabagh, "Adaptive e-learning environment based on learning styles and its impact on development students' engagement", International Journal of Educational Technology in Higher Education, 01 October 2021.

[55] E&T editorial staff, "AI used to support people with learning disabilities", E&T - Engineering and Technology, May 9, 2022.

[56] Mike Wald, "AI Data-Driven Personalisation and Disability Inclusion", Frontiers in Artificial Intelligence, 18 January 2021.

[57] Agbolade Omowole, "Research shows AI is often biased. Here's how to make algorithms work for all of us", WEF, Artificial Inteligence, Jun 19, 2021.

- **Bashkëpunimi dhe mësimi me bashkëmoshatarë:** AI mund të nxisë bashkëpunimin dhe të mësuarit me bashkëmoshatarë midis grupeve të ndryshme të nxënësve. Duke lehtësuar komunikimin, duke ofruar mbështetje përkthimi ose duke promovuar dinamikën gjithëpërfshirëse të grupit, AI mund të krijojë mjedise mësimore përfshirëse që inkurajojnë bashkëpunimin, mirëkuptimin e përbashkët dhe shkëmbimin e ideve midis nxënësve me prejardhje dhe aftësi të ndryshme. *"Ndikimi i inteligjencës artificiale në ndërveprimin nxënës-instruktor në mësimin online"*, "The impact of artificial intelligence on learner–instructor interaction in online learning"[58]
- **Mbështetja emocionale dhe shëndeti mendor:** Sistemet e fuqizuara nga AI mund të analizojnë shenjat emocionale, si shprehjet e fytyrës ose toni i zërit, për të zbuluar emocionet e nxënësve dhe për të ofruar mbështetjen e duhur. Kjo mund të përfshijë ofrimin e inkurajimit, sugjerimin e teknikave të relaksimit ose njoftimin e arsimtarëve për shqetësimin e mundshëm emocional, rritjen e mirëqenies emocionale dhe përfshirjen e mjedisit mësimor.
  - *"Eksplorimi i efekteve të proceseve të mbështetjes emocionale të asistuara nga AI në komunitetin e shëndetit mendor në internet"*, "Exploring the Effects of AI-assisted Emotional Support Processes in Online Mental Health Community"[59],
  - *"Optimizimi i shëndetit mendor të studentëve dhe performancës akademike: Ndërtimi i jetës i përmirësuar nga AI"*, "Optimizing Students' Mental Health and Academic Performance: AI-Enhanced Life Crafting"[60]
- **Advanced speech synthesis technologies**, të cilat bazohen në modelet e mësimit të makinerive, janë ndër aplikacionet më premtuese të AI për nxënësit që mbështeten në teknologjitë ndihmëse. Për shembull, Shërbimi i Testimit Arsimor (ETS), Educational Testing Service (ETS), përdori teknologji nga Amazon për të zëvendësuar disa audio të regjistruara nga njeriu me fjalim të sintetizuar, me qëllim të krijimit të disa testeve shtesë.
- **Testimi i qasëshmerisë dhe pajtueshmëria:** Algoritmet e AI mund të ndihmojnë në testimin e qasëshmerisë dhe përputhshmërisë së materialeve edukative. Duke automatizuar kontrollet e qasëshmerisë, AI mund të ndihmojë të sigurohet që përmbajtja digjitale plotëson standardet e qasëshmerisë, duke e bërë atë më gjithëpërfshirëse dhe të përdorshme për nxënësit me aftësi të kufizuara.
  Testimi i automatizuar i qasëshmerisë është i rëndësishëm për tre arsye: Përputhshmëri më efikase e qasëshmerisë, saktësi më e mirë dhe kosto efektive. Automatizimi i testimit të qasëshmerisë përfshin përdorimin e mjeteve dhe softuerëve të specializuar për të testuar aspekte të ndryshme të një aplikacioni ose uebsajti për pajtueshmërinë me qasëshmerinë. Për këtë qëllim ekzistojnë disa vegla të automatizuara të testimit të qasëshmerisë, të tilla si Axe, Google Lighthouse dhe Wave. *"Udhëzues i thelluar për automatizimin e testimit të qasëshmerisë në 2023"*, "In-Depth Guide to Accessibility Testing Automation in 2023"[61]

---

[58] Kyoungwon Seo, Joice Tang, Ido Roll, Sidney Fels & Dongwook Yoon, "The impact of artificial intelligence on learner–instructor interaction in online learning", International Journal of Educational Technology in Higher Education, 26 October 2021.

[59] Donghoon Shin, Subeen Park, Esther Hehsun Kim, Soomin Kim, Jinwook Seo, Hwajung Hong, "Exploring the Effects of AI-assisted Emotional Support Processes in Online Mental Health Community", Cornell University, 21 Feb 2022.

[60] Izaak Dekker, Elisabeth M. De Jong, Michaéla C. Schippers, Monique De Bruijn-Smolders, Andreas Alexiou, Bas Giesbers, "Optimizing Students' Mental Health and Academic Performance: AI-Enhanced Life Crafting", Frontiers in Psychology, 03 June 2020.

[61] Altay Ataman, "In-Depth Guide to Accessibility Testing Automation in 2023", AIMULTIPLE, March 3, 2023.

- **Përshkrimet e përmbajtjes:** Teknologjia e AI mund të përdoret për të përshkruar automatikisht kuptimin ose përmbajtjen e imazheve. Sistemet e bazuara në AI mund të përdoren gjithashtu për të bërë një shikim sipërfaqësor të shpejtë (Ang.: "first pass") duke shpjeguar përmbajtjen e gjeneruar.
- **Ndërveprimet në uebfaqe:** mjetet e bazuara në AI mund të përdoren gjithashtu për të ndihmuar me ndërveprimet nga njerëzit që nuk janë në gjendje të shohin përmbajtje. Një inteligjencë artificiale "që sheh", për shembull, mund t'i ndihmojë nxënësit e paaftë për të parë, duke sinjalizuar një faqe në internet që mund të ketë përmbajtje tejet stimuluese ose ngacmuese në aspektin vizual. *"Studimi i ECAR për nevojat teknologjike të studentëve me aftësi të kufizuara"*, "ECAR Study of the Technology Needs of Students with Disabilities"[62]

Duke përdorur teknologjitë e AI, sistemet arsimore mund të bëhen më gjithëpërfshirëse dhe të qasshme, duke ofruar mundësi të barabarta të të mësuarit për të gjithë nxënësit, pavarësisht nga aftësitë, prejardhja ose stilet e tyre të të mësuarit. Inteligjenca artificiale ka potencialin për të thyer barrierat, për të kapërcyer zbrazëtirat dhe për të fuqizuar nxënësit e ndryshëm për t'u përfshirë në përvoja arsimore kuptimplote.

[62]Dana C. Gierdowski and Joseph Galanek, "ECAR Study of the Technology Needs of Students with Disabilities", EDUCAUSE Research Notes, June 1, 2020.

## 2.9 TË MËSUARIT GJATË GJITHË JETËS DHE ZHVILLIMI I SHKATHTËSIVE

Të mësuarit gjatë gjithë jetës në epokën e AI i referohet konceptit të të mësuarit dhe zhvillimit të vazhdueshëm gjatë gjithë jetës së dikujt, të mundësuar dhe përmirësuar nga përdorimi i teknologjisë së AI. Veglat e fuqizuara nga AI mbështesin mësimin gjatë gjithë jetës duke ofruar rekomandime të personalizuara për studime të mëtejshme, duke sugjeruar burime përkatëse dhe duke lehtësuar zhvillimin e vazhdueshëm të aftësive. Kjo është veçanërisht e rëndësishme në një treg pune me zhvillim të shpejtë që kërkon përmirësim të vazhdueshëm dhe rikualifikim.

AI po transformon mënyrën se si ne mësojmë duke ofruar shtigje të personalizuara të të mësuarit, rekomandime inteligjente për përmbajtjen, vlerësim të vazhdueshëm të aftësive, analizë të zbrazëtive në aftësi, analitikën e të mësuarit gjatë gjithë jetës dhe automatizim për detyra të përsëritura. Këto veçori u mundësojnë individëve të zhvillojnë vazhdimisht aftësitë dhe njohuritë e tyre gjatë gjithë jetës së tyre, duke lehtësuar mësimin e vetëdrejtuar dhe duke i lejuar individët të eksplorojnë tema të reja dhe të fitojnë aftësi të reja.

Sistemet e fuqizuara nga AI mund të gjenerojnë përmbajtje mësimore të shkurtëra dhe module të mikromësimit që ju mundësojnë nxënësve të mësojnë pakë nga pakë dhe të menaxhojnë lehtësisht mësimin e tyre.

AI gjithashtu mund të lehtësojë sistemet inteligjente të tutorimit që ofrojnë udhëzime dhe mbështetje të personalizuar për nxënësit.

Algoritmet e AI mund të analizojnë tendencat e tregut të punës, kërkesat për punë dhe aftësitë individuale për të identifikuar zbrazëtië në aftësitë e nxënësve, duke i udhëhequr ata drejt përzgjedhjes së materieve relevante mësimore dhe përvetësimit të aftësive të kërkuara në tregun e punës.

- *"Përpara në Cloud (Cloud – ruajta e të dhenave, aplikacioneve dhe ofrimi i shërbimeve nga serverët në largësi): Të mësuarit gjatë gjithë jetës në epokën e AI me John Domingue nga Universiteti i Hapur"*, "Ahead in the Cloud: Lifelong Learning in the Age of AI with John Domingue of Open University"[63],
- *"Zhvillimi i aftësive: Të mësuarit gjatë gjithë jetës në epokën e AI"*, "Developing capabilities: Lifelong learning in the age of AI" [64],
  *"Zhvillimi i arsimit të personalizuar: një kornizë dinamike"*, "Developing Personalized Education: A Dynamic Framework"[65]

[63] John Domingue, podcast, "Ahead in the Cloud: Lifelong Learning in the Age of AI with John Domingue of Open University", Infosys Knowledge Institute, April 11, 2023.

[64] Poquet, O., & de Laat, M. (2021). "Developing capabilities: Lifelong learning in the age of AI", British Journal of Educational Technology, 00,1– 14, 19 May 2021.

[65] Leonard Tetzlaff, Florian Schmiedek & Garvin Brod, "Developing Personalized Education: A Dynamic Framework", Educational Psychology Review, 29 October 2020.

lartat, duke i renditur nxënësit kosovarë në vendin e tretë nga 74. Kjo sugjeron nevojën për përmirësim në arritjet akademike.

- **Angazhimi i nxënësve, shtytja dhe besimi në vetvete:** Një përqindje e konsiderueshme e nxënësve në Kosovë besojnë se inteligjenca e tyre nuk është diçka që mund ta ndryshojnë shumë (të renditur në vendin e 75-të nga 76). Mendësia fikse mund të pengojë motivimin dhe vullnetin e tyre për të mësuar.
- **Navigimi dinamik në vlerësimin e leximit:** Më shumë se 75% e nxënësve të Kosovës nuk treguan aftësi të navigimit në gjatë vlerësimit të leximit të PISA 2018, duke treguar angazhim të kufizuar ndërveprues me materialet mësimore digjitale. Vetëm 7% e nxënësve të Kosovës aktivizuan aktivitete të navigimit me më shumë burime. Kjo tregon për një zbrazëtirë të mundshëme në alfabetizmin (ose zotërimin e shkrim-leximit) digjital.
- **Burimet për arsim:** Kosova përballet me mungesë të materialeve mësimore në shkolla, duke u renditur në vendin 1. nga 76. Kjo mungesë e burimeve mund të pengojë mësimdhënien dhe të nxënit efektiv.

Në përmbledhje, ndërsa nxënësit e Kosovës demonstrojnë pikat e forta në aspektin e një klime pozitive shkollore, mirëqenies, kompetencës globale dhe marrëdhënieve pozitive mësues-nxënës, ata përballen me sfida të rënda që lidhen me performancën akademike, me mendësi fikse, me angazhim të kufizuar në mësim me materialet mësimore digjitale dhe mungesë të resurseve mësimore. **Adresimi i këtyre dobësive do të jetë vendimtar për zbatimin e suksesshëm të AI në sistemin arsimor të Kosovës.**

## 6.7 NDËRTIMI I STRATEGJISË AFATGJATË PËR AIED

Inteligjenca artificiale ka potencialin të jetë një *teknologji kapërcyese*[115] (Ang.: Leapfrog technology) për sektorin e arsimit në vendet e pazhvilluara dhe veçanërisht për Kosovën, për shkak të prapambetjes së theksuar që kemi në arsimin tonë. Kjo teknologji, nëse zbatohet me kujdes, me investimin dhe përkushtimin e duhur, mund ta afrojë me ritme të përshpejtuara cilësinë e arsimit tonë me atë të vendeve të zhvilluara.

Mësimi i përmirësuar nga teknologjia mund të na ndihmojë të vazhdojmë me nevojën për ofruar shtigje të reja për fuqinë punëtore ekzistuese, për të fituar aftësi të reja dhe për të reduktuar trendet e emigrimit të brezit të ri dhe largimin e trurit nga Kosova. Mjetet e të mësuarit të bazuara në AI, të zhvilluara në dekadën e fundit kanë potencial të jashtëzakonshëm për të personalizuar arsimin, për të rritur gatishmërinë dhe qasjen në universitete dhe për të përmirësuar rezultatet arsimore. *"Si mund të përshtatet arsimi i lartë me të ardhmen e punës"*, "How higher education can adapt to the future of work"[116].

Këto janë arsyet tregojnë për nevojën e një strategjie afatgjatë për AIED, me fokus në integrimin e teknologjive të AI në planprogramet universitare dhe kurrikulën e arsimit.

Për të zbatuar me sukses AI në sistemin arsimor të Kosovës, duhet me ugjencë të zhvillohet një strategji afatgjatë AIED, që përfshin disa elementë kryesorë:

- "AI and education: Guidance for policy-makers"[117]
- *"Inteligjenca artificiale në arsim: Sfidat dhe mundësitë për zhvillim të qëndrueshëm"*, "Artificial Intelligence in Education: Challenges and Opportunities for Sustainable Development"[118]

---

[115] Teknologjia Leapfrog i referohet adoptimit dhe zhvillimit të teknologjisë së avancuar ose tejet të avancuar, shpesh duke kapërcyer fazat e ndërmjetme ose teknologjitë më të vjetra, më pak efikase. Kjo qasje i lejon një vendi, industrie ose organizate që të arrijë shpejt ose edhe të tejkalojë homologët më të avancuar teknologjikisht.

Termi përdoret shpesh në kontekstin e vendeve ose rajoneve në zhvillim që kanë mundësinë të kapërcejnë fazat tradicionale të zhvillimit teknologjik për shkak të faktorëve të ndryshëm, të tillë si aksesi në teknologjitë më të reja dhe më efikase, inovacioni i shpejtë ose kushtet e favorshme ekonomike. Duke bërë hapa të mëdhenj, këto entitete mund të arrijnë përparim të shpejtë në fusha si telekomunikacioni, energjia, kujdesi shëndetësor dhe arsimi pa kaluar nëpër procesin e ngadaltë dhe të kushtueshëm të adoptimit dhe më pas largimit të teknologjive të vjetruara.

Për shembull, në disa vende në zhvillim, miratimi i gjerë i telefonave celularë dhe lidhjes me internetin kapërceu infrastrukturën tradicionale të telekomunikacionit fiks, duke i lejuar këto rajone të lidhen shpejt me ekonominë digjitale globale.

Teknologjia Leapfrog mund të çojë në përfitime të rëndësishme ekonomike dhe sociale, pasi mundëson zhvillim më të shpejtë dhe më efikas duke minimizuar të metat e teknologjive të vjetruara.

[116] WEF, "How higher education can adapt to the future of work", Jan 21, 2020.

[117] UNESCO: "AI and education: Guidance for policy-makers", 2021.

[118] UNESCO, "Artificial Intelligence in Education: Challenges and Opportunities for Sustainable Development", 7 March 2019, Last update:20 April 2023.

- **Zhvillimi i një plani gjithëpërfshirës për integrimin e AI në kurrikulë**, duke përfshirë identifikimin e fushave kryesore ku AI mund të ketë ndikimin më të madh dhe vendosjen e qëllimeve dhe objektivave të veçanta.
- **Sigurimi i trajnimit dhe mbështetjes për arsimtarët** për të integruar në mënyrë efektive teknologjitë e AI në praktikën e tyre të mësimdhënies.
- **Investimi në infrastrukturën e nevojshme**, si interneti me shpejtësi të lartë dhe pajisje moderne digjitale, për të mbështetur përdorimin e AI në shkolla.
- **Krijimi i partneriteteve** me kompani teknologjike, universitete dhe organizata të tjera për të hartuar ose adoptuar aplikacione arsimore të AI dhe për të mbështetur zhvillimin dhe zbatimin e AIED në të gjithë sektorin e arsimit.
- **Vlerësimi i rregullt i progresit dhe ndikimit të integrimit të AI**, dhe bërja e rregullimeve të nevojshme për të siguruar që strategjia të mbetet efektive dhe në përputhje me nevojat e nxënësve dhe mësuesve.

Për të siguruar zbatimin e suksesshëm, efikas dhe të rrjedhshëm të strategjisë AIED, duhet të merren parasysh parimet bazë dhe veprimet si në vijim:

- **Zhvillimi i kornizave etike dhe ligjore për përdorimin e AIED** përfshin krijimin dhe zbatimin e standardeve dhe rregulloreve për përdorimin etik dhe të përgjegjshëm të AIED, të tilla si mbrojtja e të drejtave dhe interesave të nxënësve dhe mësuesve, sigurimi i cilësisë dhe besueshmërisë së zgjidhjeve të AI dhe parandalimi dhe adresimin e dëmeve dhe rreziqeve të mundshme të AI, të tilla si ndërhyrja në të dhëna, paragjykimet algoritmike ose keqpërdorimi AI. Kjo kërkon bashkëpunimin dhe koordinimin e aktorëve të ndryshëm, si politikëbërësit, arsimtarët, studiuesit, partnerët e industrisë dhe organizatat e shoqërisë civile, për të vendosur parime, udhëzime dhe praktika të përbashkëta për hartimin dhe përdorimin e AIED.
- **Promovimi i qasjes së barabartë dhe gjithëpërfshirjes në AIED** do të thotë që të gjithë nxënësit dhe arsimtarët duhet të kenë mundësinë të përfitojnë nga AIED, pavarësisht statusit të tyre socio-ekonomik, gjinisë, vendndodhjes, përkatësisisë etnike, gjuhës, kulturës ose aspekteve të paaftësiasë së nxënësve/studentëve. Ai gjithashtu kërkon zhvillimin dhe ofrimin e zgjidhjeve të AI që janë të përballueshme, të qasshme, të adaptueshme dhe të rëndësishme nga ana kulturore dhe që adresojnë nevojat dhe sfidat të veçanta të grupeve të ndryshme të nxënësve dhe arsimtarëve. Kjo kërkon gjithashtu fuqizimin e vajzave dhe grave dhe grupeve të pafavorizuara socio-ekonomike për të marrë pjesë në hartimin, zhvillimin dhe përdorimin e AIED.
- **Rritja e kapacitetit të arsimtarëve dhe zhvillimit profesional për përdorimin e AIED** përfshin përmirësimin e aftësive dhe kompetencave të arsimtarëve për të përdorur në mënyrë efektive AI në praktikat e tyre të mësimdhënies dhe mësimnxënies, të tilla si integrimi i AI në pedagogjinë, kurrikulën dhe metodat e tyre të vlerësimit, duke përdorur AI për të përmirësuar komunikimin dhe bashkëpunimin me nxënësit dhe arsimtarit e të ngjashme, si dhe përdorimin e AI për të mbështetur mësimin dhe zhvillimin e tyre profesional. Ai gjithashtu kërkon ofrimin e trajnimeve, burimeve dhe mbështetjes për arsimtarët për të mësuar rreth potencialit dhe kufizimeve të AIED, për të eksploruar dhe vlerësuar zgjidhje të ndryshme të AI dhe për të bashkëpunuar me ekspertë dhe studiues të AI.
- **Nxitja e inovacionit dhe kërkimit mbi përdorimin e AIED** përfshin inkurajimin e krijimit dhe testimit të zgjidhjeve të reja dhe inovative të AI që adresojnë nevojat dhe sfidat e

nxënësve, mësuesve dhe institucioneve arsimore, të tilla si përmirësimi i rezultateve të të nxënit, rritja e angazhimit dhe motivimit të nxënësve, mbështetja e të mësuarit të personalizuar dhe adaptiv, duke optimizuar menaxhimin dhe administrimin arsimor, si dhe pet të lehtësuar të mësuarit gjatë gjithë jetës. Kjo gjithashtu përfshin kryerjen e hulumtimit dhe vlerësimit mbi ndikimin dhe efektivitetin e zgjidhjeve të AI në arsim, të tilla si matja e rezultateve të të nxënit, vlerësimi i përdorshmërisë së tyre dhe kënaqshmëria e përdoruesve, ose analizimi i implikimeve të tyre etike dhe sociale.

- **Angazhimi i palëve të interesuara dhe nxitja e dialogut për përdorimin e AIED** është një detyrë tjetër thelbësore e përfshirjes së aktorëve të ndryshëm në hartimin, zbatimin dhe qeverisjen e zgjidhjeve të AI në arsim, si nxënësit, mësuesit, prindërit, politikëbërësit, partnerët e industrisë, organizatat e shoqërisë civile, ose aktorë të tjerë përkatës. Kjo detyrë kërkon krijimin e platformave dhe mekanizmave për angazhimin dhe dialogun e palëve të interesuara për përdorimin e AIED, si konsultime, seminare, forume ose rrjete. Ai gjithashtu kërkon promovimin e ndërgjegjësimit dhe të kuptuarit të AI midis palëve të interesuara, të tilla si ofrimi i informacionit, arsimimit ose materialeve të komunikimit mbi përfitimet dhe sfidat e AIED.

Si përfundim, zbatimi i një strategjie afatgjatë për integrimin e AI në arsim mund të sjellë përfitime të rëndësishme për sistemin arsimor të Kosovës. Duke ndjekur një qasje të strukturuar dhe duke mësuar nga shembuj të suksesshëm në mbarë botën, Kosova mund të shfrytëzojë fuqinë e AI për të përmirësuar cilësinë e arsimit dhe për t'i përgatitur nxënësit dhe studentët e saj për të ardhmen.

**Duke pasur parasysh rëndësinë ekzistenciale që ka kjo teknologji për arsimin kombëtar shqiptarë, është me rëndësi fundamentale që kjo strategji të bëhet në bashkëpunim, koncensus të plotë dhe financim të përbashkët me institucionet arsimore të Kosovës dhe Shqipërisë.**

Në këtë drejtim, shembulli që duhet të ndjekin Kosova dhe Shqipëria është programi kombëtar i Izraelit për AI. Punimi: *"Visionet e inovacionit dhe politikës: iniciativat e AI të Izraelit"*, "Visions of innovation and politics: Israel's AI initiatives"[119] nga Guy Paltieli, botuar në Discover Artificial Intelligence, shqyrton krijimin e programit kombëtar të AI të Izraelit. Ai shqyrton dy dokumente që u publikuan si pjesë e kësaj përpjekjeje kombëtare dhe analizon vizionin, objektivat, rekomandimet dhe kornizat etike dhe rregullatore të tyre.

Autori i punimit argumenton se vizionet kombëtare të Izraelit për inovacionin formojnë këndvështrimin për zbatimin e AI në shoqëri. Megjithatë, ajo tregon gjithashtu se si një etikë e veçantë e rrënjosur thellë në kulturën izraelite e bëri atë të zgjidhte një "program kombëtar" në vend të një "strategjie kombëtare". Arsyeja e zgjedhjes së një kursi të tillë është agjilitetit ose nevoja për të vepruar me shpejtësi dhe promovimi i inovacionit.

Ky vendim mbartë implikime të rëndësishme në lidhje me çështjet etike dhe rregullatore. Autori sugjeron se Izraeli duhet të ruajë në mënyrë proaktive pozicionin e tij udhëheqës teknologjik në një mënyrë që do të ndikonte gjithashtu në aftësinë e tij për të mbajtur veten si vend.

Autori përfundon duke sugjeruar se nevojitet një përpjekje strategjike në Izrael dhe argumenton se duhet të përfshihen më shumë palë të interesuara në këtë përpjekje, në mënyrë që të formohet një vizion koncensual teknologjik.

[119] Paltieli, G., "Visions of innovation and politics: Israel's AI initiatives", Discover Artificial Intelligence 2, 8 (2022).

## 6.8 SFIDAT E IMPLEMENTIMIT TË AIED NË KOSOVË

Zbatimi i AIED, veçanërisht në vendet në zhvillim si Kosova, përballet me disa sfida. Dokumenti i UNESCO-s: *"Sfidat dhe mundësitë e inteligjencës artificiale në arsim"*, "The challenges and opportunities of Artificial Intelligence in education"[120], përshkruan këto elemente bazë të procesit:

- **Zhvillimi i një politike publike gjithëpërfshirëse për AI për zhvillim të qëndrueshëm**

  Kompleksiteti i kushteve teknologjike të nevojshme për të avancuar në këtë fushë kërkon përafrimin e faktorëve dhe institucioneve të shumta. Politikat publike duhet të punojnë në partneritet në nivel ndërkombëtar dhe kombëtar për të krijuar një ekosistem të AI që i shërben zhvillimit të qëndrueshëm. Në rajonet e pazhvilluara ose në zhvillim, përfshirë Kosovën, mungesa e një politike publike gjithëpërfshirëse për AI mund të pengojë zbatimin e saj në arsim.

- **Sigurimi i përfshirjes dhe barazisë për AIED**

  Vendet më pak të zhvilluara janë në rrezik të pësojnë ndarje të reja teknologjike, ekonomike dhe sociale me zhvillimin e AI. Infrastruktura bazë teknologjike duhet të krijohet për të zbatuar strategji të reja që përfitojnë nga AI për të përmirësuar arsimin. Në vende si Kosova, sigurimi i përfshirjes dhe barazisë për AIED mund të jetë një factor tejet sfidues për shkak të burimeve dhe infrastrukturës së kufizuar.

- **Përgatitja e arsimtarëve për një arsim të mbështetur nga AI**

  Arsimtarët duhet të mësojnë aftësi të reja digjitale për të përdorur AI në një mënyrë pedagogjike dhe kuptimplote. Për më tepër, zhvilluesit e AI duhet të kuptojnë se si punojnë arsimtarët dhe të krijojnë zgjidhje që janë të qëndrueshme në mjedise komplekse të jetës reale. Mungesa e programeve adekuate të trajnimit për arsimtarë mund të përbëjë një sfidë të rëndësishme në Kosovë.

- **Zhvillimi i sistemeve cilësore dhe gjithëpërfshirëse të të dhënave**

  Ndërsa bota po shkon drejt të arsimit të bazuar në të dhëna, cilësia e të dhënave duhet të ndër prioritetet më të rëndësishme. Është thelbësore të zhvillohen aftësitë e shtetit të Kosovës për të përmirësuar mbledhjen dhe sistematizimin e të dhënave në të gjithë sektorët, përfshirë arsimin. Zhvillimi i sistemeve cilësore dhe gjithëpërfshirëse të të dhënave është me rëndësi të madhe për Kosovën, edhe pse paraqet një sfidë të madhe për shkak të burimeve të kufizuara.

- **Sigurimi i pjesëmarrjes së Kosovës në "Plani i veprimit për arsimin aigjital 2021-2027" të BE-së**

  Edhe pse Kosova nuk është shtet anëtar i BE-së, sigurimi i pjesëmarrjes së Kosovës në: *"Plani i Veprimit për Arsimin Digjital (2021-2027) - Zona Evropiane e Arsimit."*, "Digital Education Action

[120] UNESCO, "The challenges and opportunities of Artificial Intelligence in education", 7 March 2019

Last update:20 April 2023.

Plan (2021-2027) - European Education Area."[121] të BE-së është i mundur dhe ekzistencialisht i rëndësishëm për disa arsye:

- **Cilësia e Arsimit:** Plani përcakton një vizion të përbashkët të arsimit digjital me cilësi të lartë, gjithëpërfshirës dhe të qasshëm në Evropë. Ai synon të mbështesë përshtatjen e sistemeve të arsimit dhe trajnimit të shteteve anëtare të BE-së me epokën digjitale. Me pjesëmarrjen në këtë plan, Kosova mund të rrisë cilësinë e sistemit të saj arsimor.
- **Aftësitë digjitale:** Plani thekson zhvillimin e aftësive digjitale. Pasi që më shumë se 57% e të rinjve ndërmjet 15 dhe 24 vjeç në Kosovë janë të papunë, përmirësimi i aftësive digjitale mund të rrisë punësimin e tyre, veçanërisht në ekonominë e sotme digjitale.
- **Qasja në burime:** Pjesëmarrja në plan mund t'i sigurojë Kosovës qasje në burime dhe mbështetje nga shtetet e tjera anëtare të BE-së. Kjo mund të jetë veçanërisht e dobishme për përmirësimin e infrastrukturës digjitale të vendit në lidhje me arsimin.
- **Integrimi Evropian:** Pjesëmarrja në nisma të tilla në mbarë BE-në është një hap drejt integrimit më të madh me Evropën. Kjo mund të ketë përfitime më të gjera përtej arsimit, duke përfshirë avantazhet ekonomike dhe politike.
- **Adresimi i pabarazive:** Sistemi arsimor në Kosovë është ndikuar keq nga ngjarjet historike dhe politike. Plani i BE-së për arsimin digjital mund të ndihmojë në adresimin e pabarazive arsimore dhe të sigurojë që të gjithë nxënësit të kenë qasje në arsim cilësor.
- **Arsimi për të ardhmen:** Me digjitalizimin e shpejtë që transformon shumë aspekte të punës dhe jetës së përditshme, është thelbësore që sistemi arsimor të mbajë ritmin. AIED mund të ndihmojë sistemin arsimor të Kosovës të qëndrojë relevant dhe efektiv në epokën digjitale.

- **Pjesëmarrja e Kosovës në iniciativat e BE-së për digjitalizim dhe AIED:**

  Duke marrë parasysh gjendjen dëshpëruese të arsimit në Kosovë, për sa i përket cilësisë dhe mungesës së materialeve mësimore në të gjitha nivelet e arsimit, bashkëpunimi dhe inkorporimi i sistemit arsimor të Kosovës në Kornizën Evropiane për përmbajtjet digjitale mësimore: *"Korniza Evropiane e Materialeve Mësimore të Arsimit Digjital"*, "European Digital Education Content Framework"[122] ka rëndësi thelbësore. Kosova si një vend i vogël nuk i ka kapacitetet e nevojshme profesionale për përpilimin e materialeve mësimore digjitale cilësore për nxënës, student dhe mësimdhënës. Ky fakt tashmë është vërtetuar dhe është i padiskutueshëm. Burime të konsiderueshme financiare shpenzohen çdo vit në Kosovë për botimin e teksteve shkollore të cilësisë jashtëzakonisht të dobët, ndërsa botimi i materialeve digjitale nuk është fare temë diskutimi.

Si përfundim, AI ofron mundësi të shkëlqyeshme për përmirësimin e arsimit në Kosovë, përkundër sfidave të mëdha. Kapërcimi i tyre kërkon angazhim të vendosur nga të gjitha palët e interesuara, duke përfshirë Qeverinë, arsimtarët, shoqërinë civile, arsimtarët, akademikët dhe industrinë e ITC në Kosovë.

[121] European Commission, "Digital Education Action Plan (2021-2027) - European Education Area."

[122] European Commission, "European Digital Education Content Framework", the part of Digital Education Action Plan 2021-2027 – Action 3.

# 7 SHTESA

## 7.1 PROMOVIMI I AIED NGA AGJENCITË NDËRKOMBËTARE

Pas paraqitjes së Open AI ChatGPT në nëntor të vitit 2022, integrimi i sistemeve AIED pritet të tërheqë shumë më tepër vëmendjen e qeverive në mbarë botën. Në momentin që po shkruaj këtë punim, UNESCO po i thërret politikëbërësit në veprim: **"Ndërsa nxënësit në një pjesë të botës kthehen në shkollë pas pushimeve verore, UNESCO po u bën thirrje qeverive që të sigurojnë së trajnimi i arsimtarëve dhe rregulloret për zbatimin e AIED gjenerative do të kenë qasjen me njeriun në qendër."** *"UNESCO: Qeveritë duhet të rregullojnë me nguti AI Gjenerative në shkolla",* "UNESCO: Governments must quickly regulate Generative AI in schools"[123]

Debati rreth zbatimit të AI në sistemet arsimore globalisht ngërthen një ndërveprim kompleks faktorësh që ndikojnë në ngurrimin e shumë vendeve për të zbatuar këtë teknologji të re transformuese. Ndërsa disa kombe kanë adoptuar me entuziazëm AIED, të tjerat mbeten të kujdesëshme ose ende nuk e kanë trajtuar fare integrimin e saj.

Ritmi i ndryshëm i adoptimit të AI në sistemet arsimore globalisht mund t'i atribuohet një kombinimi të konsideratave teknologjike, financiare, kulturore, rregullatore dhe etike. Ndërsa disa vende kanë përqafuar potencialin e AI për të përmirësuar arsimin, të tjerat vazhdojnë të përballen me sfida që mund të vonojnë ose kufizojnë gatishmërinë e tyre për të nisur këtë udhëtim transformues.

Megjithatë, agjencitë kryesore ndërkombëtare që merren me arsimin dhe një numër në rritje i qeverive në botë, kanë filluar me përpjekje serioze për të nxitur zbatimin e sistemeve AIED në sistemet e tyre të arsimit. Në vijim janë dhënë aktivitetet e disa organizatave të rëndësishme botërore lidhur me këtë:

### UNESCO

**Konsensusi i Pekinit për AIED:** *"Konsensusi i Pekinit për Inteligjencën Artificiale dhe Arsimin"*, "Beijing Consensus on Artificial Intelligence and Education"[124] është një dokument që u miratua gjatë konferencës ndërkombëtare për inteligjencën artificiale dhe arsimin, të mbajtur në Pekin nga 16-18 maj 2019. Ky është dokumenti i parë i këtij lloji që ofron udhëzime dhe rekomandime se si të shfrytëzohet më së miri teknologjia e AI për arritjen e qëllimeve të: *"Agjenda e arsimit 2030"* "Education 2030 Agenda"[103]

Me këtë Koncensus kërkohet që implementimi i teknologjive të AI në arsim duhet të synojë të rrisë kapacitetet njerëzore dhe të mbrojë të drejtat e njeriut për bashkëpunim efektiv të "njeriut dhe makinës" në jetë, mësim dhe punë, dhe për zhvillim të qëndrueshëm. Në mënyrë koncesnuale u theksua se integrimi sistematik i AIED ka potencialin për të adresuar disa nga sfidat më të mëdha në arsim sot, për të inovuar praktikat e mësimdhënies dhe mësimnxënies dhe në fund të përshpejtojë progresin drejt arritjes së

[123] UNESCO, "UNESCO: Governments must quickly regulate Generative AI in schools", Press release, 7 September 2023.

[124] UNESCO: "Beijing Consensus on Artificial Intelligence and Education", May 2019.

objektivave të SDG 4 (Axhenda 2030 për Zhvillim të Qëndrueshëm, Objektivi 4). *"DUKE E TRANSFORMUAR BOTËN TONË: AGJENDA 2030 PËR ZHVILLIM TË QËNDRUESHËM"*, "TRANSFORMING OUR WORLD: THE 2030 AGENDA FOR SUSTAINABLE DEVELOPMENT"[125].

**Publikimi i UNESCO-s** *"AI dhe arsimi: udhëzime për politikëbërësit"*, "AI and education: Guidance for policy-makers"[126] është një dokument udhëzues që synon të nxisë gatishmërinë e politikëbërësve të arsimit në AI. Ai u zhvillua në kuadrin e Konsensusit të Pekinit dhe është pjesë e portofolit të UNESCO-s për mbështetjen e politikave të mësimit digjital.

Dokumenti ofron udhëzime për politikëbërësit se si të shfrytëzojnë potencialin e teknologjisë së AI për arritjen e *"Agjendës së arsimit 2030"* "Education 2030 Agenda"[103], duke siguruar që zbatimi i tij në kontekstet arsimore të udhëhiqet nga parimet thelbësore të përfshirjes dhe barazisë. Mandati i UNESCO-s kërkon një qasje të përqendruar te njeriu ndaj AI, duke synuar të orientojë dialogun për të përfshirë rolin e AI në adresimin e pabarazive aktuale në lidhje me qasjen në njohuri, kërkime dhe shumëllojshmërinë kulturore, dhe për të siguruar që AI të mos zgjerojë ndarjet teknologjike brenda vendit dhe ndërmjet vendeve të ndryshme.

**Projekti i UNESCO-s:** *"Inteligjenca artificiale dhe e ardhmja e të mësuarit"*, "Artificial intelligence and the Futures of Learning"[127] bazohet në Rekomandimin mbi Etikën e AI të miratuar në sesionin 41. të Konferencës së Përgjithshme të UNESCO-s në vitin 2019 dhe ndjek rekomandimet e raportit global të UNESCO-s, të titulluar: *"Ri-imagjinimi i së ardhmes sonë së bashku: një kontratë e re sociale për arsimin"* "Reimagining our futures together: a new social contract for education"[128] botuar në nëntor 2021. Projekti zbatohet në kuadër të Konsensusit të Pekinit për inteligjencën artificiale dhe arsimin dhe në sfondin e Strategjisë së UNESCO-s për inovacionin teknologjik në arsim (2021-2025). Ajo drejtohet nga "Njësia për Teknologjinë dhe AIED" nën Ekipin e "Ardhmërisë së Mësimit dhe Inovacionit të Sektorit të Arsimit" të UNESCO-s.

Projekti përbëhet nga tre drejtime të pavarura, por komplementare: AI dhe e ardhmja e të mësuarit, udhëzimet për AIED gjeneruese dhe kërkimin, dhe kornizat e kompetencës së AI për arsimtarët dhe nxënësit. Projekti mbështetet nga Tomorrow Advancing Life Education Group (TAL) nga Kina, një partner afatgjatë i UNESCO-s dhe një nga sponsorët e Konferencës Ndërkombëtare për Inteligjencën Artificiale dhe arsimin.

**Urgjenca e zbatimit të AI në kurrikulat shkollore** aktualizohet si çështje urgjente për shkak të zhvillimeve të shpejta teknologjike që po ndodhin, ndërsa debatet lidhur me politikat dhe kornizat rregullatore po ngecin prapa. UNESCO ka publikuar një raport mbi kurrikulat*: "AI kurrikulat K-12: Një hartë e kurrikulave të AI të aprovuara nga qeveritë"*, "K-12 AI curricula: A mapping of government-endorsed AI curricula"[129], që zbuloi se vetëm 11 vende kanë zhvilluar dhe miratuar kurrikulat e AI në arsimin fillor (K-12) dhe vetëm katër vende të tjera kanë kurrikulë të AI në zhvillim e sipër. Raporti u bën thirrje shteteve anëtare të zhvillojnë kurrikulat e AI për nxënësit e nivelit parauniversitar (shkurtimisht: K-12) dhe të ndërtojnë mekanizma më të

---

[125] UNESCO, "TRANSFORMING OUR WORLD: THE 2030 AGENDA FOR SUSTAINABLE DEVELOPMENT", Adopted on September 2015.

[126] UNESCO: "AI and education: Guidance for policy-makers", 2021

[127] UNESCO, "Artificial intelligence and the Futures of Learning", the ongoing project.

[128] UNESCO, "Reimagining our futures together: a new social contract for education", November 2021.

[129] UNESCO, "K-12 AI curricula: A mapping of government-endorsed AI curricula", 2022.

fuqishëm për të marrë në konsideratë implementimin e AI edhe në kurrikulat joqeveritare. Është e rëndësishme që vendet të mbajnë hapin me përparimet e jashtëzakonshme të teknologjisë në fushën e AI, në mënyrë që të pajisin fëmijët me kompetencat e nevojshme për të kuptuar fuqinë, por edhe dilemat etike që lidhen me këtë teknologji të re. Qëllimi është krijimi i një kuadri që balancon përfitimet dhe rreziqet që lidhen me zbatimin e AI gjenerative në arsim.

Në njoftimin e tij për shtyp të 7 shtatorit 2023, *"Qeveritë duhet të rregullojnë shpejt Inteligjencën Artificiale Gjenerative në shkolla"*, "Governments must quickly regulate Generative AI in schools"[7], UNESCO thekson nevojën urgjente që qeveritë të aprovojnë rregulloret për përdorimin e AI gjenerative në mjediset arsimore.

**UNESCO ka publikuar gjithashtu udhëzuesin e parë global mbi inteligjencën artificiale gjenerative në arsim dhe hulumtime:** *"Udhëzues për AI gjeneruese në arsim dhe kërkime"*, "Guidance for generative AIED and research"[130], që ka për qëllim të adresojë tollovinë e krijuar nga teknologjia e AI gjenerative (GenAI). Ky udhëzues përcakton shtatë hapa kyç për qeveritë për të rregulluar GenAI dhe për të vendosur korniza politikash për përdorimin e tij etik në arsim dhe kërkime shkencore, duke përfshirë miratimin e standardeve globale, rajonale ose kombëtare të mbrojtjes së të dhënave dhe privatësisë. **Ai sugjeron gjithashtu një kufi moshe prej 13 vjeç për përdorimin e veglave të AI në klasë dhe kërkon trajnimin e mësuesve për këtë teknologji.**

## WEF

**WEF-Forumi Ekonomik Botëror**, sheh gjithashtu potencialin e AI për të përshpejtuar transformimin e vonuar të sistemeve arsimore drejt mësimit gjithëpërfshirës që do t'i përgatisë të rinjtë të përparojnë dhe të krijojnë një të ardhme më të mirë. Në të njëjtën kohë, ata shohin mundësi të mëdha që mësuesit t'i përdorin këto teknologji për të përmirësuar praktikën e tyre mësimore dhe përvojën profesionale.

**"Me integrimin me ritëm të përshpejtuar të inteligjencës artificiale (AI) në punën, jetën dhe klasat tona, arsimtarët në të gjithë botën po rivlerësojnë qëllimin e arsimit në dritën e këtyre implikimeve të mëdha. Në "Teach For All" dhe "LEGO Foundation", ne shohim potencialin e AI për të përshpejtuar transformimin e vonuar të sistemeve arsimore drejt mësimit gjithëpërfshirës që do t'i përgatisë të rinjtë të përparojnë dhe të formojnë një të ardhme më të mirë. Në të njëjtën kohë, ne shohim mundësi të mëdha për mësuesit që të përdorin këto teknologji për të përmirësuar praktikën e tyre mësimore dhe përvojën profesionale."** *"Si AI mund të përshpejtojë zhvillimin holistik*[77] *të nxënësve dhe ta bëjë mësimdhënien më përmbushëse"*, "How AI can accelerate students' holistic development and make teaching more fulfilling"[131]

**WEF publikoi një artikull reth AIED**, në bashkëpunim me The Conversation me titull: *"A mundet AI të përmirësojë arsimin? Këtu janë 4 raste të mundshme përdorimi"*, "Can AI improve education? Here are 4 potential use cases"[132] i cili diskuton katër mënyra se si sistemet e AI mund të përdoren për të ndihmuar avancimin e nxënësve në mësime. Këto përfshijnë udhëzime të diferencuara, tekste shkollore inteligjente, mësim të personalizuar dhe feedback në kohë reale.

---

[130] UNESCO, "Guidance for generative AIED and research", 2023.

[131] WEF, "How AI can accelerate students' holistic development and make teaching more fulfilling", GROWTH2023 blog, May 1, 2023.

[132] WEF, "Can AI improve education? Here are 4 potential use cases", Apr 18, 2023.

## UNICEF

**UNICEF - Fondi i Kombeve të Bashkuara për Fëmijët, ka zhvilluar një *"Udhëzues politikash mbi AI për Fëmijët"***, "Policy guidance on AI for children"[133] për të promovuar të drejtat e fëmijëve në politikat dhe praktikat e AI të qeverisë dhe sektorit privat, dhe për të rritur ndërgjegjësimin se si sistemet e AI mund t'i mbështesin ose minojnë këto të drejta. **"Sistemet e Inteligjencës Artificiale (AI) po ndryshojnë rrënjësisht botën dhe po prekin brezat e tanishëm dhe të ardhshëm të fëmijëve. Fëmijët tashmë po ndërveprojnë me teknologjitë e AI në shumë mënyra të ndryshme: ata janë të ngulitur në lodra, asistentë virtualë dhe lojëra video, dhe përdoren për të drejtuar chatbot dhe softuer të të mësuarit përshtatës".**

Udhëzimi i politikave eksploron sistemet e AI dhe merr parasysh mënyrat në të cilat ato ndikojnë tek fëmijët. Duke u mbështetur në *"Konventën për të Drejtat e Fëmijës"*, "Convention on the Rights of the Child"[134], udhëzimi ofron nëntë kërkesa për AI me fëmijën në qendër, duke përfshirë mbështetjen e zhvillimit dhe mirëqenies së fëmijëve, sigurimin e përfshirjes së fëmijëve dhe për fëmijët, duke i dhënë përparësi drejtësisë dhe mosdiskriminimit për fëmijët, mbrojtjen e të dhënave të fëmijëve dhe privatësinë, ofrimin e sigurisë për fëmijët, sigurimin e transparencës, shpjegueshmërisë dhe llogaridhënies për fëmijët, fuqizimin e qeverive dhe bizneseve me njohuri për AI dhe të drejtat e fëmijëve, përgatitjen e fëmijëve për zhvillimet e tashme dhe të ardhshme në AI dhe krijimin e një mjedisi të favorshëm.

## OECD

**OECD - Organizata për Bashkëpunim dhe Zhvillim Ekonomik**, punon me mbi 100 vende dhe është një forum global politikash që promovon politika për të përmirësuar mirëqenien ekonomike dhe sociale të njerëzve në mbarë botën. Ai ofron një platformë për të krahasuar përvojat e politikave, për të kërkuar përgjigje për problemet e përbashkëta, për të identifikuar praktikat e mira dhe për të koordinuar politikat e brendshme dhe ndërkombëtare të anëtarëve të saj.

OECD.AI është Observatori i Politikave të Inteligjencës Artificiale të OECD. Është një platformë e krijuar për të ndarë dhe formësuar politikat publike për AI të përgjegjshme, të besueshme dhe të dobishme. Observatori kombinon burime nga e gjithë OECD dhe partnerët e tij nga të gjitha grupet e palëve të interesuara. Ai lehtëson dialogun dhe ofron analiza të politikave multidisiplinare, të bazuara në dëshmi dhe të dhëna për fushat e ndikimit të AI. Është një burim unik informacioni, analize dhe dialogu në kohë reale i krijuar për të formuar dhe ndarë politikat e AI në të gjithë globin.

Edhe portali: *"Veglat për digjitalizim"*, "Going Digital Toolkit" i ndihmon vendet të vlerësojnë gjendjen e tyre të zhvillimit digjital dhe të formulojnë politika përkatëse. Eksplorimi dhe vizualizimi i të dhënave janë tiparet kryesore të kësaj pakete digjitale.

## UNIONI EVROPIAN

**Komisioni Evropian** ka qenë aktivisht i përfshirë në promovimin e integrimit të sistemeve AIED. Komisioni Evropian ka zhvilluar udhëzime etike mbi përdorimin e AI dhe të dhënave në mësimdhënie dhe

[133] UNICEF, Virginia Dignum, Melanie Penagos, Klara Pigmans and Steven Vosloo, "Policy guidance on AI for children", November 2021.

[134] UNESCO, "Convention on the Rights of the Child".

mësimnxënie, për të ndihmuar mësuesit dhe arsimtarët të kuptojnë potencialin që aplikimet e AI dhe përdorimi i të dhënave mund të kenë në arsim dhe për të rritur ndërgjegjësimin për rreziqet e mundshme. Komisioni do të mbështesë aktivitetet e ndërlidhura me kërkimin dhe inovacionin përmes programit Horizon Europe dhe do të zhvillojë një program trajnimi për studiuesit dhe nxënësit mbi aspektet etike të AI dhe përdorimit të të dhënave.

***"Plani i Veprimit për Arsimin Digjital (2021-2027)"***, **"Digital Education Action Plan (2021-2027)"**[135] është një plan gjithëpërfshirës që përshkruan disa veprime që do të ndërmerren nga BE-ja për të promovuar arsimin digjital. Disa nga këto veprime përfshijnë:

- Zhvillimi i një dialogu të strukturuar me shtetet anëtare mbi arsimin dhe aftësitë digjitale;
- Propozimi i një rekomandimi të Këshillit për qasjet e *"mësimit hibrid"*[136] për arsimin fillor dhe të mesëm cilësor dhe gjithëpërfshirës;
- Zhvillimi i Kornizës Evropiaë të Materialeve Arsimore Digjitale (Ang.: European Digital Education Content Framework);
- Mbështetja e planeve të transformimit digjital për institucionet e arsimit dhe trajnimit;
- Zhvillimi i udhëzimeve etike për përdorimin e AI dhe të dhënave në mësimdhënie dhe mësimnxënie për arsimtarët;
- Nxitja e alfabetizmit (shkrim-leximit) digjital dhe trajtimi i dezinformimit nëpërmjet arsimimit dhe trajnimit;
- Përditësimi i "Kornizës Evropiane të Kompetencës Digjitale" për të përfshirë AI dhe aftësitë e lidhura me të dhënat;
- Zhvillimi i një Çertifikate Evropiane të Aftësive Digjitale (EDSC);
- Përmirësimi i ofrimit të aftësive digjitale në arsim dhe trajnim;
- Mbledhja e të dhënave ndërkombëtare mbi aftësitë digjitale të studentëve;
- Mbështetja e bursave për trajnim në fushën e mundësive digjitale (Ang.: Digital Opportunity Traineeships);
- Promovimi i pjesëmarrjes së grave në STEM, dhe
- Krijimi i një qendre evropiane të arsimit digjital.

AI Watch është faqja e internetit e inteligjencës artificiale e "Qendrës së Përbashkët të Kërkimeve të Komisionit Evropian (JRC)", e cila paraqet një pasqyrë tërësore të asaj që po ndodh në këtë fushë midis shteteve anëtare të BE-së, Norvegjisë dhe Zvicrës. Një përmbledhje gjithëpërfshirëse e gjendjes është paraqitur në: *"Strategjitë kombëtare për inteligjencën artificiale - Një perspektivë evropiane"* "National strategies on Artificial Intelligence - A European perspective"[137], që është raporti i përbashkët JRC-OECD.

## 7.2 AIED NË BOTË

[135] European Commission, "Digital Education Action Plan (2021-2027)".

[136] Mësimi hibrid është një qasje arsimore që kombinon udhëzimet tradicionale, ballë për ballë me nxënësit në klasë me aktivitetet e mësimit në internet. Ai kërkon të shfrytëzojë pikat e forta të mësimit personal dhe digjital për të krijuar një përvojë arsimore më efektive dhe më fleksibël.

[137] JRC-OECD, "National strategies on Artificial Intelligence - A European perspective", 2021 EDITION.

AI në përgjithësi dhe AI në arsim (AIED) po zbatohet në mbarë botën, me qasje dhe dinamika të ndryshme. Zbatimi i këtij teknologjie është më i lehtë në vendet që tashmë kanë arritur një nivel të infrastrukturës dhe shërbimeve digjitale në përgjithësi.

Vendet që kanë prodhuar politika publike të AI janë: Australia, Austria, Belgjika, Kanadaja, Kina, Çekia, Danimarka, Estonia, Finlanda, Franca, Gjermania, India, Italia, Japonia, Koreja e Jugut, Lituania, Luksemburgu, Malta, Meksika, Holanda, Zelanda e Re, Norvegjia, Polonia, Portugalia, Katari, Rusia, Serbia, Singapori, Spanja, Suedia, Emiratet e Bashkuara Arabe, MB, Uruguai dhe SHBA.

Më poshtë është lista jo e plotë e shembujve nga mbarë bota të politikave dhe nismave të zbatimit të AI dhe AIED të paraqitura sipas rendit alfabetik.

## AUSTRALI

**Raporti i AI në shkolla:** Departamenti i Arsimit porositi një raport kërkimor mbi *"Inteligjencën Artificiale dhe Teknologjitë në zhvillim në shkolla nga Universiteti i Newcastle"*, "Artificial intelligence and emerging technologies (virtual, augmented and mixed reality) in schools: A research report." [3]

**Hetim Parlamentar:** Komisioni i Përhershëm i Dhomës për Punësimin, Arsimin dhe Trajnimin miratoi një hetim mbi përdorimin e inteligjencës artificiale gjeneruese në sistemin arsimor australian më 24 maj 2023. *"Një hetim mbi përdorimin e inteligjencës artificiale gjeneruese në sistemin arsimor australian"*, "Inquiry into the use of generative artificial intelligence in the Australian education system"[138]

**Dëgjim Publik:** Komiteti i Përhershëm i Dhomës së Përfaqësuesve për Punësimin, Arsimin dhe Trajnimin mbajti dëgjimin e parë publik për hetimin e tij mbi përdorimin e inteligjencës artificiale gjeneruese (AI) në sistemin arsimor Australian. *"Ekspertët do të diskutojnë AI në arsimin australian"*, "Experts to discuss AI in Australian education".[139]

## AUSTRI

*"Misioni i Inteligjencës Artificiale Austria 2030 (AIM AT 2030)"*, The Artificial Intelligence Mission Austria 2030 (AIM AT 2030)[140], është një strategji e miratuar nga Qeveria Federale Austriake në vitin 2021 për të shfrytëzuar mundësitë e AI dhe për të zbutur rreziqet e mundshme. Strategjia fokusohet në rritjen e aftësive digjitale, promovimin e AI në arsim dhe në punë, dhe zbatimin e masave për të stimuluar interesin për temat STEM tek fëmijët dhe të rinjtë.

## FINLANDË

Finlanda ka një strategji gjithëpërfshirëse të edukimit digjital dhe ka inkorporuar AI dhe platforma të personalizuara të të mësuarit në sistemin e saj arsimor. Përqendrimi i fortë i vendit në trajnimin e mësuesve

[138] Parliament of Australia, "Inquiry into the use of generative artificial intelligence in the Australian education system", 24 May 2023.

[139] Parliament of Australia, "Experts to discuss AI in Australian education" 5 September 2023.

[140] Government of Austria, Artificial Intelligence Mission Austria 2030 (AIM AT 2030)

dhe qasjet me nxënësin në qendër ka dhënë rezultate pozitive. Disa iniciativa kërkimore të fokusuara në AI mund të gjenden në projektin e Universitetit të Helsinkit: *"AI në të mësuar"*, AI in Learning.

## FRANCË

Strategjia franceze e inteligjencës artificiale, e titulluar "AI për Njerëzimin", "AI for Humanity"[141] u shpall nga Presidenti i Republikës Franceze më 29 mars 2018. Një nga objektivat kryesore të kësaj strategjie është përmirësimi i ekosistemit të edukimit dhe trajnimit për AI, për të zhvilluar, mbajtur, dhe për të tërhequr talentin e AI të klasit botëror. Kjo është pjesë e një plani ambicioz që përfshin arritjen e një niveli më të lartë të kërkimit për AI, shpërndarjen e AI në ekonomi dhe shoqëri përmes startup-eve, partneriteteve publiko-private dhe ndarjes së të dhënave, dhe krijimin e një kuadri etik për AI. Qeveria franceze ka dedikuar një buxhet të fondeve publike prej 1.5 miliardë euro për pesë vjet (2018-2022) për të mbështetur këtë strategji.

## GJERMANI

Sipas artikullit: "*Gjermania përgatit shkollat e saj për epokën e inteligjencës artificiale*", "Germany prepares its schools for the age of artificial intelligence."[142], Ministria e Shtetit Bavarez për Arsimin dhe Çështjet Kulturore ka nisur projektin pilot "AI@school". Gjatë pesë viteve të ardhshme, 15 shkolla do të eksperimentojnë në mënyrë të veçantë me inteligjencën artificiale në arsim. Shkollat dhe arsimtarët do të jenë në gjendje të eksplorojnë lirisht skenarët e shumtë të aplikimit të AI në kontekst arsimor.

## HOLANDË

Holanda ka vërë ne veprim: *"PLANI STRATEGJIK I VEPRIMIT PËR AI"*, "STRATEGIC ACTION PLAN FOR AI"[143] ku theksohet se: "Qeveria bashkëpunon me Koalicionin Hollandez të AI, në të cilin kompanitë, agjencitë qeveritare, institucionet e dijes dhe institucionet arsimore bashkojnë forcat për të zbatuar veprime të reja në fushën e AI që ndihmojnë zhvillimin në fusha dhe sektorë të veçantë."

## HONG KONG

Hong Kongu tashmë ka integruar AI në sistemin e tij arsimor. Këtu janë disa nga iniciativat:

**Programi i Edukimit për AI të Microsoft Hong Kong:** Ky program mbështet arsimtarët K-12 të qytetit në integrimin e Inteligjencës Artificiale (AI) në kurrikulën e tyre të mësimdhënies, si dhe ofron konsultime në transformimin e klasave tradicionale për t'iu përshtatur më së miri nevojave të mësimdhënies me teknologji të reja. Programi përbëhet nga tre iniciativa kryesore, përkatësisht "Microsoft #AI4Good Schools, Microsoft AI Pilot Schools dhe Microsoft AI Innovation Lab", secila prej të cilave është krijuar për të ofruar burime dhe mbështetje të ndryshme për shkollat K-12 në Hong Kong, për të përmirësuar përvojat e mësimdhënies dhe

---

141 French Government, "AI for Humanity", THE FRENCH AI STRATEGY 2018-2022.

142 Matthias Bastian, "Germany prepares its schools for the age of artificial intelligence", DECODER, Nov 9, 2022.

143 Netherlands Government, "STRATEGIC ACTION PLAN FOR AI"

të të nxënit me AI. *"Përgatitja e arsimit K-12 të së ardhmes të Hong Kongut me inteligjencë artificiale"*, "Getting Hong Kong's K-12 Education Future Ready with Artificial Intelligence"[144]

**Universiteti Kinez i Hong Kongut:** Universiteti ka udhëzime për përdorimin e veglave të inteligjencës artificiale në mësimdhënie, mësimnxënie dhe vlerësim. Ato inkurajojnë arsimtarët dhe nxënësit të eksplorojnë dhe të përfitojnë nga përparësitë e adoptimit të veglave të AI për të përmirësuar aktivitetet e tyre të mësimdhënies dhe mësimnxënies. *"Përdorimi i mjeteve të inteligjencës artificiale në mësimdhënie, mësimnxënie dhe vlerësim - një udhëzues për nxënësit"*, "Use of Artificial Intelligence Tools in Teaching, Learning and Assessments - A Guide for Students"[145]

**Sfidat/çështjet e hapura:** Megjithatë, ka sfida që lidhen me përdorimin e AIED. Për shembull, ndërsa integrimi i AI po zgjerohet, janë hapur çështje të diskutueshme lidhur me zbulimin e plagjiaturës. Kjo ka bërë që universitetet të modifikojnë politikat dhe të promovojnë transparencën. *"INTELEGJENCA ARTIFICIAL E GJEN VENDIN NË SKENËN ARSIMORE TË HONG KONGUT"*, "ARTIFICIAL INTELLIGENCE FINDS ITS PLACE IN HONG KONG'S EDUCATIONAL LANDSCAPE"[146]

## INDI

India po integron AI në sistemin e saj arsimor përmes "Politikës së Re Arsimore" (NEP) 2020, e cila thekson rëndësinë e inteligjencës artificiale dhe integron AI në të gjitha nivelet e arsimit. Politika synon të përafrojë kurrikulën e Indisë me kërkesat e shekullt 21 dhe të përgatisë nxënësit për ekonominë e AI duke dhënë njohuritë e nevojshme teknike në të gjitha nivelet e arsimit. Fëmijët e shkollës do të ekspozohen ndaj aftësive thelbësore si shkrim-leximi digjital, kodimi dhe të menduarit kompjuterik që në moshë të re përmes lëndëve bashkëkohore si inteligjenca artificiale dhe "mendimi dizajnues"[147]. Më tej, tema të tilla si inteligjenca artificiale, përpunimi 3-D, analiza e të dhënave me sasi të mëdha dhe mësimi i makinave, do të integrohen në arsimin universitar për të përgatitur profesionistë për industrinë.

NEP parashikon gjithashtu përdorimin e zgjidhjeve të fuqizuara nga AI për arritjen arsimimin shumëgjuhësh dhe holistik[77]. Përpjekjet për promovimin e shumëgjuhësisë mes nxënësve të shkollave do të ndërlidhen me përpjekjet për të përmirësuar aftësitë e Përpunimit të Gjuhëve Natyrore (NLP) për gjuhët e ndryshme të Indisë. *"Si po integron India AI në politikën e re të arsimit"*, "How India is integrating AI in the New Education Policy"[148]

---

[144] Microsoft Hong Kong, "Getting Hong Kong's K-12 Education Future Ready with Artificial Intelligence", January 26, 2022.

[145] THE CHINESE UNIVERSITY OF HONG KONG, "Use of Artificial Intelligence Tools in Teaching, Learning and Assessments - A Guide for Students", March 2023.

[146] Brenda Kanana, "ARTIFICIAL INTELLIGENCE FINDS ITS PLACE IN HONG KONG'S EDUCATIONAL LANDSCAPE", CRYPTOPOLITAN, September 4, 2023.

[147] Mendimi dizajnues është një metodologji me fokus në zgjidhjen e problemit dhe inovacionin, që thekson qasjen me njeriun në qendër, për të adresuar çështjet komplekse dhe për të krijuar zgjidhje të reja. Është një proces i strukturuar që përdoret nga dizajnuesit, por po aplikohet gjithnjë e më shumë në shumë fusha, përfshirë biznesin, arsimin dhe zhvillimin e produkteve.

[148] Samiksha Mehra, "How India is integrating AI in the New Education Policy", INDIAai, Aug 03, 2020.

